# PAQJA

REVISTË PËR AKTUALITET, KULTURË, ARSIM, ETIKË



Viti VI. Nr. 57. 19 gusht - 19 shtato ... re "Zëri Ynë"

Çmimi 0.80€


STOP

**Milazim KRASNIQI**

## GRUPET KRIMINALE SI EMISARË POLITIKË, EMISARËT POLITIKË SI GRUPIM KRIMINAL

**Isa MEHMETI**

## XHAMIA E SHNDËRRUAR NË WC

**Fadil MALOKU**

## DR. SHEFQET KRASNIQI: KONTROVERS APO I DEVOTSHËM?



Intervistë me ministren Mimoza Kusari-Lila

## RECIPROCITETI S'KA KTHIM PRAPA, E AS VENDIMI I QEVERISË PËR VERIUN

# përmbajtja

















**Portreti i muajit:** Heroi i ri i Kosovës ................. 2

**Milazim Krasniqi:** Grupet kriminale si emisarë politikë, emisarët politikë si grupim kriminal ...........3-4

**Muhamet Jahiri:** I gjithë territori i Kosovës nën kontrollin shtetëror ........................................... 5

**Flamur Hyseni:** Shteti dhe mbrojtja e sovranitetit shtetëror ....................................................6-7

**Lulzim Ahmeti:** Pas reciprocitetit, koha për prodhimet vendore ................................................8-9

Intervistë me ministren e Tregtisë dhe Industrisë, Mimoza Kusari-Lila....................................10-12

**Besnik Boletini:** Shënohet rritje e vazhdueshme e dhunës në familje ......................................13-15

**Isa Mehmeti:** Xhamia e shndërruar në WC ....16-17

**John L. Esposito dhe Sheila B. Lalwani:** Luftimi i mostolerancës fetare kur liria e shprehjes mundëson fjalimin e urrejtjes ....................................18-19

Info të shkurtra ..........................................20-21

**Muhamed J. Kajolli:** Vdekja e Muavisë dhe shkaqet e luftës së dytë civile..................................22-26

**Fadil Maloku:** Dr. Shefqet Krasniqi: kontrovers apo i devotshëm? ................................................27-29

**Amel Ilmiu:** Islami minimal(-isht) i kuptueshëm nga njerëzit maksimalisht të painformuar............30-31

Gëte si musliman (II) .................................32-34

**Osman D. Gashi:** Mentaliteti që duhet ndryshuar .34-35

**Gëzim Qerimi:** Serbia pengmbajtëse ................. 36

**Naser Shatrolli:** Duke kërkuar çelësin e arkës së Hajrush Fazliut ............................................. 37

**Lume Maloku:** Shpalosen margaritarët e Rugovës . 38

**Bekri Murselaj:** Mythosi i jetës i Flamur Malokut . 38

Intervistë me futbollistin Besart Berisha........39-40


PAQJA

**Të gjithë besimtarëve muslimanë ua urojmë muajin e bekuar të Ramazanit dhe festën e Fitër Bajramit!**





REVISTË MUJORE PËR AKTUALITET, KULTURË, ARSIM, ETIKË
Viti VI / Nr. 57
19 gusht - 19 shtator 2011

Botues
Zëri Ynë
O.J.Q. "Zëri Ynë"

Drejtor
**Muhamed Jusufi - KAJOLLI**
kajolli5@hotmail.com

Redaktor përgjegjës
**Avni AVDIU**
avni.avdiu@gmail.com

Redaktor i kulturës
**Flamur MALOKU**
flamurmaloku@hotmail.com

Redaktor teknik/Grafika
**Osman D. GASHI**
osmangashi@msn.com

Redaktore gjuhësore
**Mimoza SINANI**

e-mail:
revistapaqja@gmail.com
revistapaqja@hotmail.com
http://www.zeri-yne.org

Adresa:
**Rr. Xhavit Mitrovica, nr. 14, përballë teatrit Dodona, Prishtinë, Kosovë**


Njoftojmë bashkëpunëtorët se do të merren në konsiderim për botim vetëm ato shkrime që arrijnë në redaksi deri me datën 8 të muajit!



Enver Zymberi
(1979-2011)
LAVDI




KRENARIA E KOSOVËS

# HEROI I RI I KOSOVËS

Me vendimin e presidentes së Republikës së Kosovës, Atifete Jahjaga, polici i rënë në detyrë Enver Zymberi u dekorua me Urdhrin "Hero i Kosovës", me motivacion "për trimërinë dhe përkushtimin e treguar deri në flijim për vendosjen e sundimit të ligjit në tërë territorin e Republikës së Kosovës". Vendimi është marrë në bazë të Kushtetutës së Republikës së Kosovës, neni 84, pika 28, si dhe në bazë të Rregullores për Dekoratat, Urdhrat dhe Titujt e Nderit të Kosovës, që i jep Presidentja e Kosovës dhe Procedurat e Dhënies së tyre, nenet 3 dhe 5. Urdhri "Hero i Kosovës" u jepet qytetarëve të Republikës së Kosovës që kanë bërë vepra trimërie për lirinë dhe pavarësinë e Kosovës. Në varrimin e policit që dha jetën për shtirjen e sovranitetit në tërë territorin e Kosovës, kanë marrë pjesë mijëra qytetarë nga i gjithë vendi. "I fundit qoftë ky djalë që e jep jetën për këtë vend", - ka thënë Muharrem Zymberi, tek i ka bërë shikimin e fundit arkivolit ku gjendej trupi i birit të tij, të cilin po e mbulonte dheu. "Boll ma", - është shfryrë ai me fjalë pa derdhur lot nga sytë.

"Enveri është hero i sundimit të së mirës ndaj së keqes, i lirisë ndaj robërisë, i ligjit ndaj krimit. Ne besojmë se liria jonë është e garantuar me vullnetin e të gjithë qytetarëve tanë. Aktet e grupeve kriminale nuk do të tolerohen në asnjë pëllëmbë të territorit tonë. Por, të jeni të sigurt se ne, bashkë me shokët e Enverit, do t'iu japim përgjigjen dhe dënimin e merituar atyre që kanë shtënë mbi birin, vëllanë, prindin dhe mikun tonë", - është shprehur ministri i punëve të brendshme Bajram Rexhepi.




**Enver Zymberi** ka lindur më 3 prill të vitit 1979, në fshatin Dubovc, Komuna e Vushtrrisë. Gjatë luftës ka qenë ushtar i UÇK-së në brigadën 138 "Agim Ramadani". Policisë së Kosovës i është bashkëngjitur nga viti 2000, si pjesëtar i gjeneratës së dhjetë në Akademinë Policore. Ishte polic i Njësisë Operative Speciale të Forcave Policore të Kosovës që nga viti 2002. U qëllua për vdekje me snajper më 27.07.2011 rreth orës 14:20, nga Strukturat Paralele Ekstremiste Serbe në veri të Kosovës, ndërkohë që ishte në krye të detyrës për mbrojtjen e integritetit territorial të Kosovës afër pikës kufitare mes Kosovës dhe Serbisë, pas vendimit të Qeverisë së Kosovës për të marrë me forcë pikat doganore 1 dhe 31, pika në të cilat bëhej kontrabandë me mallra. I plagosur është transportuar menjëherë në Spitalin Rajonal të Mitrovicës, ku ka marrë trajtimin mjekësor. Me ndihmën e KFOR-it është transportuar me helikopter në Qendrën Klinike Universitare të Kosovës. "Përkundër përpjekjeve të ekipit mjekësor në klinikën intensive të QKUK-së për shpëtimin e jetës, Enver Zymberi ndërroi jetë në orën 22:05". I ndjeri la pas gruan shtatzënë dhe tre fëmijë.

# Grupet kriminale si emisarë politikë, emisarët politikë si grupim kriminal

**Milazim KRASNIQI**

Vendimi i kryeministrit të qeverisë së Republikës së Kosovës, Hashim Thaçit, që në natën e 25 korrikut të niste forcat speciale në një operacion masiv për marrjen nën kontroll të pikave doganore 1 dhe 31 dhe për vënien e rendit e të ligjit në pjesën veriore të vendit, është vendim që e ndërlidh historinë e papërfunduar të çlirimit të plotë të vendit. Ajo pjesë e Kosovës de facto pati mbetur jashtë juridiksionit të UNMIK-ut dhe të qeverisë të Kosovës, për gjithë këto vite. Ka vazhduar të ndihet si apendiks i Serbisë dhe është përdorur nga Serbia si një minë kundër integritetit dhe sovranitetit shtetëror të Kosovës, veçmas pas shpalljes së pavarësisë më 17 shkurt 2008. Për këto tre vjet të pavarësisë së Kosovës, ajo pjesë është përdorur jo vetëm për ta për të minuar stabilitetin e shtetit të ri, po në fakt për ta bërë atë shtet të dështuar. Dëmi që i është shkaktuar buxhetit të Kosovës në vlerë prej shtatë miliardë dollarësh që nga viti 2000, është dëshmi se çfarë pasojash i janë shkaktuar Kosovës dhe zhvillimit të saj ekonomik me këtë politikë agresioni permanent. Synimi i Serbisë ishte që ta shndërrojë këtë gjendje në konflikt të ngrirë, përmes të cilit pastaj do të vazhdohej lufta e shumanshme, në terren po edhe në arenën ndërkombëtare, për kontestimin e shtetit të ri. Natyrisht, një skenar rezervë ishte ai i ndarjes së asaj pjese të territorit, për çka kanë folur në vazhdimësi zyrtarët më të lartë të shtetit serb, veçmas Boris Tadiqi dhe Ivica Daqiqi. Teza e Tadiqit, se nuk mundet që dikush t'i marrë të gjitha e dikush të mbetet pa asgjë, ishte pikërisht tezë për ndarjen e vendit si një plaçkë tregu.

Në këtë kontekst, kjo pjesë e Kosovës, e mbetur jashtë kontrollit, është përdorur edhe në garat elektorale brenda vetë Serbisë, duke nxjerrë prej saj liderët kryesorë të politikës serbe, certifikatat e patriotizmit serbomadh. Luftërat e nëndheshme ndërmjet radikalëve të Sheshelit, demokratëve të Koshtunicës, "naprednjakëve" të Nikoliqit, demokratëve të Tadiqit e socialistëve të Milloshevigit



Goran Bogdanoviç
Emisar politik për Kosovën

Borko Stefanoviç
Emisar politik për bisedime

(Daqiqit), mund të shërbejnë për të skanuar historinë e mjerimit të gjithë politikës serbe në Beograd, e cila turret në një cep të veriut të Kosovës, për të dëshmuar patriotizmin, pas gjithë betejave dhe luftërave të humbura. Edhe ngjarja më e re, me ç'rast eksponentët e partisë së Koshtunicës refuzuan të zbatonin marrëveshjen me Tadiqin për heqjen e barrikadave nga rrugët, është dëshmi e shfrytëzimit të këtyre zhvillimeve në luftën e brendshme politike. Kjo tendencë do të mund të përshkallëzohet në periudhën e ardhshme, meqë për në vjeshtë është paralajmëruar se do të fillojë fushata parazgjedhore për zgjedhjet e pranverës së vitit të ardhshëm. Në këtë aspekt, marrja nën kontroll nga ana e qeverisë së Kosovës dhe KFOR-it e asaj pjese të rebeluar, do të duhej të shërbejë për davaritjen e iluzioneve nacionaliste jo vetëm në fshatrat e lëna si Rudare e Zupçe, por edhe në Beograd. Nuk mund të fitohet statusi i shtetit kandidat për anëtarësim në Bashkimin Europian, me politikanë të cilët në vend se të hartojnë politika të integrimit të vendit nxisin zjarrvënie në pikat doganore të shtetit fqinj dhe ftojnë qytetarët që të futen si mish i gjallë në barrikada kundër ushtarëve të NATO-s. Kjo politikë luftënxitëse, provinciale dhe primitive duket se ka vdekur vetë në barrikada, në vend të atyre që ajo politikë i dërgoi atje për të vdekur, por që falë gjakftohtësisë së KFOR-it e të qeverisë së Kosovës, nuk vdiqën e as që u dëmtuan.

Lideri "proeuropian" i Serbisë, Boris Tadiqi, doli më i turpëruari nga ajo politikë e dështuar luftënxitëse, provinciale dhe primitive dhe tash e ka të vështirë të bindë partnerët e tij europianë që është po i njëjti favorit i tyre. Nëse ai mendon të mbijetojë politikisht dhe të fitojë në zgjedhjet e ardhshme, i duhet ta ndërrojë pllakën e të ofrojë një platformë tjetër për raportet me Kosovën, sepse politika e Milloshevigit dhe e radikalëve, të cilën ai e zbatoi deri tash, pësoi disfatë të turpshme. Emisarët e tij në barrikada, Stefanoviqi e Bogdanoviqi, ishin pasues direkt të paramilitarit politik të Koshtunicës, Sllobodan Samarxhiqit, i cili në krye të turmave të egërsuara, e pati okupuar edhe godinën e gjykatës në Mitrovicë. Dhe nuk ka ujë që e shpëlan Tadiqin nga kjo ndërhyrje brutale në veriun e Kosovës, kur emisari dhe ministri i tij ngrinin barrikada në rrugë për të penguar edhe qarkullimin e automjeteve të KFOR-it e të EULEX-it. Dikush



në Bruksel duhet të bëjë pyetjen logjike: çfarë proeuropiani na qenka ky person?

Por, edhe Tadiqi e ka një vegëz shfajësimi: ai mund të thotë se këtë problem me Kosovën dhe me veriun e saj e ka të trashëguar nga Milloheviqi dhe se nuk ka mundur ta zgjidhë jashtë klisheve të politikës nacionaliste serbe, sepse në të kundërtën do të rrezikohej karrigia e tij. Në të vërtetë, problemi i veriut të Mitrovicës dhe të Kosovës fillimisht është i krijuar nga KFOR-i francez dhe nga UNMIK-u e i marrë në dorëzim nga Serbia pak më vonë. Hyrja e forcave të KFOR-it francez në rajonin e Mitrovicës shënoi edhe fillimin e ndarjes së qytetit në dy pjesë dhe të mbetjes së veriut të Kosovë me statusin e "Perëndimit të Egër". Mbyllja e urës së Ibrit me tela me gjemba ka qenë puna e parë që ka bërë KFOR-i francez, në mesin e qershorit të vitit 1999, duke i lënë të habitur edhe vetë serbët, që nuk e prisnin një aso dhurate, pas krimeve monstruoze që kishin bërë e për të cilat frikësoheshin se do të duhej të jepnin llogari.

Ndarja e qytetit nga KFOR-i francez, u dha ekstremistëve serbë një rast të artë që të vazhdonin luftën kundër shqiptarëve dhe u dha një armë të fortë për krijimin e një zone ku ata do ta bënin ligjin me veprimet e tyre kriminale. Mbi interesat e tyre, të akorduara edhe me interesat e shtetit serb, u formësua ideja e vazhdimit të luftës destabilizuese ndaj Kosovës dhe e ndarjes së saj, nëse nuk do të kishte mundësi të rikthimit të gjendjes së mëhershme të pushtimit mbi tërë territorin e saj. UNMIK-u dhe KFOR-i kanë bërë njërin vesh shurdhër e të dy sytë qorr para veprimtarive kriminale që lulëzuan për këto dymbëdhjetë vjet në atë territor të mbetur pa pushtet legjitim. Lejimi i mbajtjes së zgjedhjeve të Serbisë ka qenë një politikë e fortë e pengimit të integrimit të serbëve në shtetin e ri. Ndërsa, armiqtë e pavarësisë së Kosovës atë gjendje të lulëzimit të krimit të organizuar dhe të kontrabandës, e kanë shfrytëzuar për t'i bërë presion qeverisë së Kosovës, duke e etiketuar si qeveri të korruptuar e të kriminalizuar. Tash është krejt e qartë se e gjitha ka qenë pjesë e një plani të armiqve të pavarësisë së Kosovës, që duke e shpallur shtet të dështuar e me qeveri kriminale, t'ia rrisnin gjasat Serbisë për të zhvatë një pjesë të territorit të saj. Ky ka qenë një komplot kundër pavarësisë së Kosovës, jo vetëm nga Serbia, po edhe nga shtete europiane që nuk e kanë njohur pavarësinë e vendit tonë dhe nga zyrtarë proserbë në institucionet e ndryshme europiane.

Gjenerali Erhard Byler ka deklaruar se "grupet kriminale janë problemi më i madh" dhe kjo sigurisht që për të si ushtarak, është problemi më i madh në terren. Por, grupet kriminale në veri dhe lulëzimi i krimit në atë pjesë, kanë qenë dhe janë pjesë e një plani politik dhe në të vërtetë bandat kriminale janë emisarë politikë të qeverisë së Serbisë, sikundër që emisarët politikë të Tadiqit u sollën si grupim kriminal. Në këtë kuptim, qëndrimi i tashëm i KFOR-it është përpjekje për ta korrigjuar disi atë qëndrim indiferent që është mbajtur edhe prej tij ndaj bandave kriminale e ndaj krimit të organizuar në atë territor, për gjithë këto vite. Natyrisht, KFOR-i nuk ka mandat të korrigjojë politikën e Tadiqit, i cili i sponsorizon dhe i dirigjon grupet kryesore kriminale, por ka mandat që ato grupe t'i heqë nga barrikadat dhe t'i ndjekë për veprat penale që kanë kryer dhe që vazhdojnë të kryejnë. Gjithsesi, partneriteti i tashëm i KFOR-it me qeverinë e Kosovës, nëse nuk lëviz nga kursi, është një faktor i rëndësishëm për realizimin e integritetit dhe sovranitetit të Kosovës. Por, i pamjaftueshëm. Çelësi i zgjidhjes së problemit është në Bruksel dhe në Uashington. Vetëm ata mund ta dekurajojnë politikën e deritashme serbe të agresionit ndaj Kosovës, duke e kushtëzuar integrimin europian të Serbisë dhe duke e kërcënuar me sanksione, nëse nuk tërhiqet nga politika e dhunës dhe e destabilizimit të rajonit. Përndryshe, nëse ky konflikt stërzgjatet dhe nëse eventualisht lëshohet pe para bandave kriminale të dirigjuara nga qeveria serbe, po edhe nga opozita fashiste e tipit të Koshtunicës, shumë vështirë mund të mbahet qetësia dhe stabiliteti në të ashtuquajturin Ballkanin Perëndimor.

Në këtë kuptim, qeveria e Thaçit me vendosmërinë e saj për të vënë rendin dhe ligjin në veri të vendit, i ka ofruar një rast të mirë Brukselit dhe Uashingtonit, që ta detyrojnë Serbinë ta mbyllë kapitullin e periudhës milosheviqiane të dhunës e të destabilizimit të rajonit. ■

# I gjithë territori i Kosovës nën kontrollin shtetëror

**Muhamet JAHIRI**

Pikat e marrëveshjes

1. Zhbllokimi i rrugëve për në pikat kufitare 1 dhe 31 (largimi i barrikadave).
2. Mbajtja e gjendjes së tanishme në pikat 1 dhe 31.
3. KFOR-i është përgjegjës për kontrollin e pikave 1 dhe 31.
4. Pika kufitare 1 dhe 31 në parim mbesin të mbyllura për shkaqe sigurie dhe cilësohen si zona ushtarake.
5. Ndihmat humanitare do të lejohen të futen në Kosovë në pikat e lartpërmendura vetëm pasi të konstatohet nga një organizatë ndërkombëtare e pavarur që vërtet ekziston nevoja për ndihma humanitare.
6. Mallrat e dedikuara për Kishën Ortodokse Serbe do të lejohen që të kalojnë.
7. Çdo person dhe automjet do të kontrollohet për armë.
8. Çdo person do të kontrollohet për dokument identifikimi.
9. Treni që qarkullon në relacionin Mitrovicë – Beograd dhe anasjelltas do të kontrollohet nga Policia e Kosovës, EULEX-i dhe KFOR-i.
10. KFOR-i do të ndërmarrë operacione kontrolli në pikat e paautorizuara të kalimit të kufirit me qëllim që të mbajë e të sigurojë ambient të sigurt.

Qeveria e Republikës së Kosovës, më 25 korrik, ka autorizuar ndërhyrjen e Njësisë Speciale të Policisë së Kosovës (RSOU), në veriun e vendit, për ta kthyer nën kontrollin shtetëror atë pjesë dhe për t'i kthyer nën kontroll pikat kufitare doganore 1 dhe 31. Me këtë rast, kryeministri Hashim Thaçi ka thënë se vendimi i Qeverisë së Kosovës, për ta rivendosur kontrollin në pikat kufitare 1 dhe 31 në veri, ka qenë demonstrim i drejtpërdrejtë i përcaktimit për të vendosur rend dhe ligj në gjithë territorin e Kosovës. "Partneritetin me miqtë tanë ndërkombëtarë duhet ta ruajmë si sytë e ballit, por kushtetuta dhe sovraniteti i vendit tim janë të shenjta për mua dhe shkojnë përtej çdo partneriteti dhe lojaliteti. Vendimi i mbrëmshëm i Qeverisë është demonstrim i drejtpërdrejtë i përcaktimit tonë për rend dhe ligj, demonstrim i qartë i përcaktimit tonë për luftimin e krimit dhe korrupsionit në çdo cep të Kosovës. Ky ka qenë përcaktimi im dje, sot dhe kështu do të mbetet përgjithmonë. Për Kosovën do të ketë vetëm ecje përpara", - ka thënë Thaçi.

Sipas tij, veprimet e bëra nuk kanë qenë të drejtuara kundër askujt, por kanë qenë të drejtuara në shërbim të sigurisë së qytetarëve të Kosovës.

Pas marrjes nën kontroll të pikave doganore 1 dhe 31, serbët kanë djegur pikën doganore 1 në Jarinje, si shenjë hakmarrje ndaj institucioneve të Kosovës për ndërhyrje në atë pjesë. Të ashpër ndaj këtij veprimi kanë qenë Qeveria e Kosovës dhe përfaqësuesit e institucioneve ndërkombëtare në Kosovë. Kryeministri Hashim Thaçi ka thënë se veprimet e dhunshme janë urdhëruar, koordinuar dhe udhëhequr nga strukturat më të larta politike të Qeverisë së Serbisë. "Këto veprime të dhunshme janë urdhëruar, koordinuar dhe udhëhequr nga strukturat më të larta politike të Qeverisë së Serbisë. Kjo është vërtet për të ardhur keq". - ka thënë Thaçi.

Serbët e veriut, të cilët janë cilësuar ekstremistë nga vendorë e ndërkombëtarë, pas ndërhyrjes së institucioneve të vendit për ta kthyer rendin dhe ligjin edhe në atë pjesë, i kanë bllokuar edhe rrugët të cilat shpien në pikat doganore që gjenden në veriun e Kosovës.

Ndërkaq, komandanti i KFOR-it, Erhard Buhler, filloi intensivisht dialogun me përfaqësuesit e Qeverisë së Kosovës dhe atyre të Serbisë për të gjetur një dalje paqësore nga kriza. Pas shumë negociatave dhe përpjekjeve, Qeveria e Republikës së Kosovës dhe KFOR-i kanë arritur një marrëveshje, e cila rezultoi me tejkalimin e krizës në veriun e Kosovës.

Marrëveshja prej 10 pikave parasheh: zhbllokimin e të gjitha rrugëve që çojnë për te pika 1 dhe 31; KFOR-i do të jetë përgjegjës për aspektet e sigurisë në



këto pika; në parim pikat 1 dhe 31 do të mbesin të mbyllura për shkaqe sigurie dhe do të cilësohen si zona të kufizuara ushtarake; si dhe ndihmat humanitare do të lejohen të futen në këto pika, pasi të konstatohet nga një organizatë ndërkombëtare e pavarur se atje vërtet ekziston nevoja për ndihma humanitare.

Me këtë rast kryeministri Hashim Thaçi ka thënë se marrëveshja e arritur parasheh zbatimin e reciprocitetit dhe kontrollin e plotë të kufirit. "Të gjitha vendimet e Qeverisë së Kosovës do të mbesin në fuqi dhe do të zbatohen deri në fund. Reciprociteti do të zbatohet deri në fund dhe kufiri do të kontrollohet plotësisht. Përfundimisht, Kosova ka arritur t'i vërë nën kontroll kufijtë e saj dhe garanci për këtë ka gjithë komunitetin ndërkombëtar, i cili është thellësisht i përkushtuar për tërësinë territoriale të Kosovës dhe për vendosjen e rendit dhe ligjit në gjithë territorin e vendit", - ka thënë kryeministri Thaçi. Pas vendimit të Qeverisë së Kosovës për të ndërhyrë në pjesën veriore ka pasur reagime të shumta ndërkombëtare, të cilat kanë shprehur bindjet e tyre se çdo shtet ka të drejtë të ketë nën kontroll vendin e tij. Po ashtu, këta përfaqësues ndërkombëtarë kanë përsëritur qëndrimet e tyre se nuk do të lejohet cenimi dhe integriteti territorial i Republikës së Kosovës.

# SHTETI DHE MBROJTJA E SOVRANITETIT SHTETËROR

**Konstituimi i shtetit të Republikës së Kosovës ka një fillim paksa më specifik të lindjes së tij, andaj edhe ushtrimi i pushtetit shtetëror nga ana e organeve kushtetuese është specifik. Në këtë drejtim del që edhe shtrirja e sovranitetit shtetëror në tërë territorin shtetëror është specifike, sepse kompetencat e organeve shtetërore të cilat janë të autorizuara ta bëjnë mbrojtjen e territorit shtetëror janë të përziera me institucionet ndërkombëtare dhe mbështeten në disa dokumente, të cilat i referohen elementit shtetëror të Kosovës dhe kështu e bëjnë specifik edhe funksionimin e shtetit të Republikës së Kosovës, ku organet kushtetuese shtetërore e kanë të vështirë funksionimin e tyre**

**Mr. sc. Flamur HYSENI**

### Fuqizimi i elementit shtetëror

Në rrethanat ekzistuese, funksionimi i shtetit të Republikës së Kosovës po gjendet para një mori sfidash, si nga aspekti i funksionimit të brendshëm, ashtu edhe nga ndikimet e disa faktorëve të jashtëm ndërkombëtarë. Vendimi i ndërmarrë nga ana e Qeverisë të Republikës së Kosovës për aplikimin e masave të reciprocitetit ndaj mallrave që kanë prejardhjen e shtetit të Serbisë është vendim, i cili jep shpresë për ekzistimin e elementit shtetëror dhe përgjigjen me të njëjtën mënyrë ndaj vendimeve të shtetit të Serbisë, shtet i cili ende po vazhdon me politikën e viteve të nëntëdhjeta, politikë me tendenca okupuese ndaj territorit të Kosovës.

Ndërmarrja e vendimit për aplikimin e masave të reciprocitetit ndaj mallrave të Serbisë e solli shtetin e Republikës së Kosovës në një situatë e cila imponoi përdorimin e elementit të pushtetit shtetëror për ta futur nën kontroll edhe pjesën e territorit shtetëror ku gjenden dy pikat doganore përmes të cilave që 12 viteve kontrabandoheshin mallra të ndryshme nga shteti serb dhe dëmtohej rëndë ekonomia e Kosovës. Veprimi i qeverisë ishte vendim plotësisht i drejtë dhe i ligjshëm, vendim i cili i tregoi edhe faktorit ndërkombëtar se tani është koha kur institucionet e shtetit të Republikës së Kosovës duhet të veprojnë me kapacitete të plota shtetërore në ushtrimin e pushtetit shtetëror, sidomos në ushtrimin e pushtetit ekzekutiv, ku edhe tri vite e gjysmë pas shpalljes së shtetit të pavarur kemi një përzierje të kompetencave ekzekutive në mes të Qeverisë, ICO-së dhe EULEX-it (shih Kushtetutën e Republikës së Kosovës, kapitullin e XIII, nenin 143, kapitullin e XIV, nenet 146 dhe 147).

### Ushtrimi i pushtetit shtetëror – element që fuqizon shtetin

Shteti e dëshmon funksionimin e tij të plotë duke ushtruar pushtetin shtetëror si njërin nga elementet kryesore të ekzistimit të organizatës, e cila quhet shtet. Ushtrimi i pushtetit shtetëror nga ana e organeve shtetërore mbështetet në ligjet e shtetit dhe ushtrimi i këtij pushteti në praktikë bëhet duke përdorur forcën nga ana e organeve të rendit publik, siç është policia si organ i zbatimit të ligjit, duke u mbështetur në ligjet në fuqi, të cilat japin autorizime për aplikimin e forcës në ato raste kur ligji nuk respektohet nga ata të cilëve u adresohet. Një situatë të tillë, deri më 25 korrik 2011, e kishim në dy pikat doganore në veri të vendit, të cilat menjëherë pas shpalljes së pavarësisë së shtetit të Kosovës ishin djegur nga grupe kriminale serbe të sponsorizuara nga shteti serb dhe të cilat nuk ishin nën kontrollin e institucioneve shtetërore të Kosovës dhe as të atyre ndërkombëtare që janë me mision në Kosovë.

Ndërhyrja e Forcave Speciale të Policisë së Republikës së Kosovës, për ta vendosur sundimin e ligjit dhe rendit në këto dy pika doganore, është veprim ligjor dhe i drejtë, i cili tregon se një intervenim i tillë ishte i pashmangshëm, sepse tanimë Kosova është shtet dhe duhet të



veprojë me kapacitete të plota shtetërore. Kjo, pra, bëhet duke e ushtruar pushtetin shtetëror në këtë mënyrë dhe duke ja bërë të qartë edhe faktorit ndërkombëtar se populli/shteti i Kosovës është i vendosur seriozisht që të ketë sundim të ligjit dhe vënie të rendit dhe rregullit në shtetin e Republikës së Kosovës dhe po ashtu është i vendosur seriozisht të përballet me çdo strukturë kriminale brenda territorit shtetëror dhe me ato që cenojnë rendin kushtetues nga jashtë, siç është rasti i grupeve kriminale në veri.

## Mbrojtja e sovranitetit shtetëror – obligim kushtetues

Ekzistimi i organizatës shtetërore varet nga tri elemente të saj, si: pushteti shtetëror, popullsia dhe territori. Shteti i Republikës së Kosovës, menjëherë pas shpalljes së pavarësisë më 17 shkurt 2008, u ballafaqua me disa probleme të shtrirjes së pushtetit shtetëror në tërë territorin e vet dhe në këtë aspekt ishte i rrezikuar edhe sovraniteti shtetëror i tij, sepse autoritetet shtetërore nuk arrinin ta futnin nën kontroll tërë territorin e shtetit, i cili tanimë është i njohur nga shtetet kryesore të politikës ndërkombëtare. Pasi që pushteti shtetëror nuk lejon konkurrencë, atëherë tri vite e gjysmë pas shpalljes së pavarësisë u arrit që pushteti shtetëror të shtrihej në tërë territorin e shtetit, kështu që tani shteti ka sovranitet të plotë shtetëror dhe, tash e tutje, duhet ta mbajë ushtrimin e pushtetit në këtë mënyrë. Por kjo disi, në një mënyrë, e pamundëson një gjë të tillë plotësisht, sepse ende janë disa kompetenca të cilat duhet që të bashkushtrohen nga institucionet e Kosovës dhe ato ndërkombëtare (shih dokumentet konstituive të shtetit të Kosovës, Kushtetutën e Republikës së Kosovë, e cila hyri në fuqi më 15 qershor 2008, Dokumentin gjithëpërfshirës për zgjidhjen e statusit të Kosovës të 26 marsit 2007 të propozuar nga Presidenti Ahtisari, ku shihet se aktualisht institucionet e shtetit të Kosovës, sidomos në ushtrimin e pushtetit ekzekutiv në disa fusha, duhet të veprojnë në koordinim me institucionet ndërkombëtare që janë të vendosura në Kosovë).

Duke iu referuar Kushtetutës së Republikës së Kosovës, institucionet e shtetit të Kosovës janë të obliguara me Kushtetutë që ta mbrojnë sovranitetin dhe integritetin territorial të shtetit nga çfarëdo rrezikimi që mund t'i bëhet dhe, në këtë drejtim, marrja e vendimit më 25 korrik 2011 për të aplikuar forcën përmes njësisë speciale të Policisë së Kosovës për ta mbrojtur sovranitetin e shtetit nuk ishte asgjë tjetër përveçse kryerja e një obligimi kushtetues nga ana e institucioneve shtetërore/pushtetit ekzekutiv (shih nenin 2, paragrafët 1 dhe 2 të Kushtetutës së Republikës së Kosovës të vitit 2008, ku përcaktohet se: Sovraniteti i Republikës së Kosovës buron nga populli, i takon popullit dhe ushtrohet, në pajtim me Kushtetutën, nëpërmjet përfaqësuesve të zgjedhur, me referendum, si dhe në forma të tjera, në pajtim me dispozitat e kësaj Kushtetute. Sovraniteti dhe integriteti territorial i Republikës së Kosovës është i pacenueshëm, i patjetërsueshëm dhe i pandashëm dhe mbrohet me të gjitha mjetet e përcaktuara me këtë Kushtetutë dhe me ligj).



## Përfundim

Për një pjesë të faktorit ndërkombëtar, që është me mision në Kosovë, marrja e vendimit nga ana e Qeverisë së Republikës së Kosovës për të ndërhyrë në dy pikat doganore me qëllimin e vendosjes së rendit, ligjit dhe mbrojtjes së sovranitetit shtetëror ishte pak befasuese, sepse kjo pjesë e faktorit ndërkombëtar ende mendon që Kosova duhet të veprojë me kapacitete jo të plota shtetërore dhe të mbetet peng i kontrabandës në veri dhe i sulmeve të grupacioneve kriminale të sponsorizuara nga shteti serb, të cilat ndërhyjnë në territorin e Kosovës dhe shkelin rendin kushtetues të shtetit të Kosovës.

Vendimi për marrjen nën kontroll të pikave doganore ishte shumë i drejtë dhe u vlerësua pozitivisht nga NATO-ja (KFOR-i), SHBA-ja dhe shtetet e tjera që e respektojnë dhe e njohin sovranitetin e plotë të Kosovës.

Secila qeveri e çdo shteti në botë do të vepronte në të njëjtën formë për raste të tilla si ai i veriut dhe nuk do ta toleronte fare një situatë të tillë si ajo që ka ekzistuar për tri vite e gjysmë në pjesën veriore të shtetit.

Prandaj, duke referuar Kushtetutës së Republikës së Kosovës, Dokumentit gjithëpërfshirës për zgjidhjen e statusit të Kosovës, institucionet e shtetit të Kosovës, tani e tutje në koordinim me KFOR-in dhe institucionet e tjera ndërkombëtare që veprojnë në Kosovë, nuk duhet të pranojnë në asnjë mënyrë tërheqjen nga vendimi i ndërmarrë më 25 korrik 2011, sepse në të kundërtën nga ana e pakicës serbe do të krijohej ajo gjendje e cila ishte në fillim të viteve nëntëdhjeta në Kroaci dhe Bosnje, gjë që do ta mbante peng të ardhmen integruese të shtetit të Republikës së Kosovës. ■

*(Autori është asistent në Katedrën e shkencave Kushtetuese – Administrative në Fakultetin Juridik të Universitetit të Prishtinës)*

# PAS RECIPROCITETIT, KOHA

**Pas aplikimit të masave të reciprocitetit për prodhimet e Serbisë dhe Bosnjës e Hercegovinës, është koha që në treg të jenë më shumë prezente prodhimet vendore, të cilat duhet të ngrihen për nga cilësia, kurse prodhuesit vendorë përveç që duhet t'i rrisin kapacitetet e tyre përpunuese e prodhuese, duhet edhe të bëjnë investime për të ngritur cilësinë e prodhimeve**

**Lulzim AHMETI**



Vendimi i Qeverisë së Kosovës për masat e reciprocitetit për produktet e Serbisë dhe Bosnjë e Hercegovinës është treguar i suksesshëm. Ky vendim ka sjellë shumë të mira në ekonominë kosovare. Pas këtyre masave, kërkesa për produktet vendore është rritur në mënyrë enorme. Përveç kësaj, me këto masa i janë mbyllur dyert edhe kontrabandës në pjesën veriore të vendit. Të dhënat e fundit nga Doganat e Kosovës tregojnë se ka rritje të të hyrave krahasuar me periudhën e njëjtë të vitit të kaluar, për faktin se kontrabanda ishte më e theksuar edhe në pjesën veriore, atje ku tash autoritetet kosovare e kanë "pushtuar" edhe atë pjesë dhe ia kanë mbyllur dyert kontrabandës, duke e shtrirë autoritetin e tyre. Ndonëse produktet serbe kanë pasur hapësirë të madhe në treg vetëm për periudhën e pasluftës, Serbia ka importuar mallra në Kosovë në vlerë prej katër miliardë euro. Tash me masat e reciprocitetit, të cilat po aplikohen për produktet serbe, ato janë duke u zëvendësuar me produkte nga vendet e tjera siç janë Shqipëria, Maqedonia, Mali i Zi, Kroacia, Bullgaria e të tjera. Prodhuesit dhe shteti i Serbisë është duke humbur një milionë euro në ditë me këto masa që për Kosovën dhe prodhuesit kosovarë i kishte aplikuar qysh më 2008.

## Reciprociteti tregoi fuqinë e shtetit

Tash pas aplikimit të masave të reciprocitetit për prodhimet e Serbisë dhe Bosnjës e Hercegovinës, është koha që në treg të jenë më shumë prezente prodhimet vendore, të cilat duhet të ngrihen për nga cilësia e, po ashtu, prodhuesit vendorë përveç që duhet t'i rrisin kapacitetet e tyre përpunuese e prodhuese duhet edhe të bëjnë investime për të ngritur cilësinë e prodhimeve sepse realisht për të qenë korrekt me vetveten, për nga cilësia prodhimet vendore çalojnë, prandaj duhet një mobilizim i të gjithëve që nga prodhuesi deri te konsumatorët. Prodhuesit nuk duhet ta humbin këtë rast për të hyrë edhe më fuqishëm në treg, sepse mundësi dhe rast më të mirë nuk kanë.

## Bizneset përkrahin fuqishëm reciprocitetin

Kryetari i Odës Ekonomike të Kosovës (OEK), Safet Gërxhaliu, ka thënë se masa e reciprocitetit që ka përdorur Kosova ka qenë e imponuar. "Me këtë hap që kanë marrë institucionet, Kosova do të fitojë edhe në aspektin politik, ekonomik, por mbi të gjitha në aspektin social. Në aspektin ekonomik, do të ketë një qasje shumë më të mirë të zhvillimit të prodhimit vendor dhe ngritjes së vetëdijes së konsumatorit për të konsumuar. E tërë kjo ka një formë të indeksit zinxhiror që do të reflektojë në zhvillim ekonomik të Kosovës", - ka deklaruar Gërxhaliu.

# PËR PRODHIMET VENDORE



Safet Gërxhaliu - kryetar i Odës Ekonomike të Kosovës

"Është absurde të mendohet që një shtet i ka marrë deri në shtatë miliardë euro në 12 vjetët e fundit dhe nuk e ka një dozë të fleksibilitetit në afrimin ose në përafrimin e qasjeve rreth dialogut, ose avancimit bilateral të bashkëpunimit ekonomik", - ka thënë ai. Gërxhaliu ka theksuar se Serbia do të bëjë çmos që të vazhdojë avazin e vjetër të okupimit ekonomik të Kosovës. Mirëpo, sipas tij është koha kur vetëdijesimi i konsumatorëve duhet të jetë më i lartë. "Është koha që të kemi një qasje pro aktive drejt prodhimeve vendore. Nuk do të ketë mungesë, sepse diplomacia ekonomike në Kosovë është shumë aktive. Të gjitha ato diplomaci që janë këtu, synim parësor e kanë praninë e tyre ekonomike. Prandaj, nuk ka nevojë që të ketë skepticizëm", - ka thënë kryetari i OEK-ut Safet Gërxhaliu. "Po e them se Kosova është më e mbrojtur se kurdoherë dhe po e them se edhe kontrabandës është duke i ardhur fundi", - tha Gërxhaliu.

Edhe, kryetari i Odës Ekonomike Amerikane në Kosovë (OEAK), Lekë Musa ka thënë se Kosova nëse dëshiron të jetë partner i barabartë me shtetet e tjera në rajon duhet të jetë në gjendje të kontrollojë dhe të shtrijë autoritetin e vet në tërë Kosovën, që ky vend të funksionojë si treg unik doganor. Sipas tij, pas aplikimit të masave të reciprocitetit, prodhimi vendor ka shënuar ngritje, ndërsa ka rritje të kërkesës së produkteve vendore prej 10 për qind. "Kontrabanda në veri thuhet se i ka kushtuar humbje buxhetit të Kosovës deri në 300 milionë euro në vit. Musa thotë se pas marrjes në kontroll të pikave 1 dhe 31, Doganat e Kosovës do të vjelin më shumë tarifa doganore". Musa tha se zëvendësimi i produkteve serbe me produktet e vendeve tjera të rajonit nuk është i kushtueshëm për Kosovën, pasi produktet nga vendet e tjera janë me çmime më të ulëta, por edhe nga cilësia janë më të mirë se ato nga Serbia. "Ne duhet ta shfrytëzojmë këtë moment që të ngrihet baza industriale në Kosovë dhe që një pjesë e mirë e këtyre mallrave të zëvendësohet me mallra të Kosovës", - ka thënë kryetari i Odës Ekonomike Amerikane në Kosovë, Lekë Musa.

Ndërkaq, drejtori i Institutit "Riinvest", Lumir Abdixhiku, ka thënë se marrja e masave të reciprocitetit ndaj Serbisë ka qenë hap i domosdoshëm. "Reciprociteti i Kosovës ndaj produkteve nga Serbia është i drejtë, përderisa Serbia ka bojkotuar prodhimet e vendit tonë, është e njerëzishme që edhe Kosova të bojkotojë prodhimet e Serbisë", - ka deklaruar Abdixhiku.

## Statistikat e doganave, inkurajuese

Zëdhënësi i Doganave të Kosovës, Adriatik Stavileci, ka thënë se vendimi i Qeverisë së Kosovës për masat e Reciprocitetit me Serbinë dhe Bosnjë e Hercegovinën është duke u aplikuar në përpikëri. Sipas tij, asnjë mall serb nuk ka hyrë në Kosovë së paku në rrugë legale. "Nga Serbia jo, kurse nga Bosnja e Hercegovina ka vazhduar importi, por me pagesë të taksës doganore prej 10 për qind në vlerë të mallrave", - ka treguar ai.

Sipas zëdhënësit të doganave, shtrirja e autoritetit në veri ka ndikuar në rritjen e të hyrave për buxhetin e shtetit si dhe ka zvogëluar kontrabandën. "Nëse krahasohen javët, atëherë vërehet se gjatë javës së kaluar kemi pasur rritje të të hyrave. Të hyrat deri në javën e 31 të këtij viti ishin planifikuar të jenë 446 milionë, ndërsa janë mbledhur 432 milionë euro, ose 52 për qind e planit vjetor", - ka treguar Stavileci. Par reciprocitetit, artikujt sipas statistikave të doganave si drithërat, produktet e industrisë, vajrat, pijet alkoolike, kripërat, lëndët djegëse, brumi i drurit etj, të cilat deri në muajin e gjashtë ishin importuar nga Serbia, tani janë duke u importuar nga Shqipëria, Austria, Bullgaria, Italia, Maqedonia, Sllovenia, Turqia e shtetet e tjera të Europës.



Adriatik Stavileci - zëdhënës i Doganave të Kosovës

**Intervistë me ministren e Tregtisë dhe Industrisë (MTI) Mimoza Kusari-Lila**

# Reciprociteti s'ka kthim prapa, e

**Intervistoi: Muhamet JAHIRI**

Udhëheq me vullnet të plotë njërin nga dikasteret e Qeverisë, i cili lidhet direkt me zhvillimin e ekonomisë së vendit. Ka premtuar vazhdimisht se ndaj shtetit të Serbisë dhe atij të Bosnje Hercegovinës, do t'i vendosë masat e reciprocitetit, gjë e cila edhe ka ndodhur. Ajo ka shprehur bindjen e saj se nuk do të ketë kthim prapa, përderisa Serbia e Bosnja nuk e pranojnë mallin nga Republika e Kosovës. "Ne nuk do ta kthejmë mbrapa vendimin për reciprocitet, i cili do të mbetet në fuqi deri në çastin e pranimit të ndërsjellë të vulave. Deri në çastin kur Serbia do t'i pranojë vulat e doganave të Republikës së Kosovës, atëherë edhe Kosova do ta heqë këtë vendim që të lirohet tregtimi i mallrave. Vendimi i 25 korrikut për vendosjen e kontrollit dhe shtrirjen e sundimit të ligjit në veri mbeten ende në fuqi", - është shprehur ajo.

Për më shumë rreth vendimit të Qeverisë për reciprocitetin dhe për ndërhyrjen e saj në pjesën veriore të Republikës së Kosovës, për t'i kthyer nën kontroll pikat doganore 1 dhe 31, flet zëvendëskryeministrja dhe ministrja e Tregtisë dhe Industrisë, Mimoza Kusari – Lila.

**PAQJA:** ***Znj. Kusari – Lila, tashmë Qeveria e Kosovës i ka vendosur masat e reciprocitetit ndaj mallrave serbe dhe atyre të Bosnjës dhe Hercegovinës. A do të shqyrtohet ky vendim i Qeverisë pas ndërhyrjes institucionale dhe situatës së krijuar në veriun e Kosovës?***

**Kusari-Lila:** Ne nuk do ta kthejmë mbrapa vendimin për reciprocitet, i cili do të mbetet në fuqi deri në çastin e pranimit të ndërsjellë të vulave. Deri në çastin kur Serbia do t'i pranojë vulat e doganave të Republikës së Kosovës, atëherë edhe Kosova do ta heqë këtë vendim që të lirohet tregtimi i mallrave.

Vendimi i 25 korrikut për vendosjen e kontrollit dhe shtrirjen e sundimit të ligjit në veri mbeten ende në fuqi. Të gjitha përpjekjet dhe përgatitjet që janë duke u bërë nga ana e Qeverisë janë që të rikthehet funksionaliteti në veri.



Mimoza Kusari-Lila – ministre e Tregtisë dhe Industrisë

**PAQJA:** ***A do ta keni edhe mbështetjen e faktorit ndërkombëtar për një gjë të tillë, e sidomos atë të KFOR-it, kur kihet parasysh se tashmë KFOR-i ka marrë nën kontroll situatën në pjesën veriore, gjegjësisht pikën doganore 1 dhe 31?***

**Kusari-Lila:** KFOR-i, si organizatë paqeruajtëse e paqes dhe stabilitetit, ka shpallur pikat 1 dhe 31 si pika të kufizuara ushtarake me lëvizje të kufizuara. Në këto pika lejohet vetëm kalimi i veturave të vogla civile. Lëvizja e qytetarëve nuk do të bllokohet. Do të bëhet kontrolli i të gjitha veturave civile dhe individëve, për armëmbajtje pa leje ose mall tjetër që tentohet të hyjë në mënyrë ilegale në Kosovë.

Pikat 1 dhe 31 janë tërësisht të mbyllura për mallrat komerciale. Përjashtim këtu kanë vetëm ndihmat e paralajmëruara humanitare, të cilat në rastin e sotëm kanë qenë të paralajmëruara.

**PAQJA:** ***Ka pasur zëra se në pjesën veriore tashmë mund të flitet për ndonjë krizë të mundshme humanitare. Çfarë po bëhet në këtë drejtim?***

**Kusari-Lila:** Është dhënë leja që ndihmat humanitare të hyjnë vetëm kur vlera totale e peshës së kamionëve, bashkë me ngarkesën që do të lejohet të hyjë në Kosovë, është 3.5 tonë. Në të ardhmen do të priten vlerësimet e institucioneve ndërkombëtare të pavarura për çështje humanitare në veri, sepse Serbia është duke përdorur propagandë se atje ka krizë humanitare.

Vlerësimet që i kemi pasur ne deri më tani prej agjencive të OKB-së, të cilat i kanë inspektuar dhe prej KFOR-it, tregojnë që në dyqanet me pakicë në veri nuk ka mungesë të asnjë malli. Përderisa nuk ka mungesë të asnjë malli nuk mund të ketë krizë humanitare. Kriza humanitare është nëse ka ndonjë bllokim të madh të rrugëve, ndonjë katastrofë natyrore, siç po ndodh në Somali. Të thuhet se ka krizë humanitare midis Evropës, në çastin kur individët mund të lëvizin me makina të vogla dhe kur kemi konfirmime zyrtare nga gjashtë kompani kosovare që dërgojnë mallra atje, është absurde. Importuesit e mëdhenj me mallra nga Serbia kanë qenë kompanitë shqiptare e jo kom-

# e as vendimi i Qeverisë për veriun



panitë serbe. Dyqanet e vogla serbe në Graçanicë, Shtërpcë, Ranilluk dhe në komunat e tjera janë furnizuar prej kompanive importuese shqiptare. Prandaj, të njëjtit importues prapë janë duke i furnizuar të njëjtat dyqane.

**PAQJA:** ***Nëse agjencitë ndërkombëtare do të vlerësojnë se nuk ka krizë humanitare në veri, a do të lejohen të hyjnë kamionë me mallra, apo si do të veprohet?***

**Kusari-Lila:** Jo. Natyrisht se nuk ka nevojë të futen mallra. Ato mallra mund të kenë destinim Kryqin e Kuq Ndërkombëtar ose Kryqin e Kuq lokal dhe mund të mbesin aty. Por, nuk do të lejohen të hyjnë mallra për shkak të propagandës serbe se në veri ka krizë. Gjithsesi, ne kemi kërkuar edhe nga KFOR-i që këto mallra, të cilat hyjnë në Kosovë, t'i kenë të dhënat e regjistrimit të kamionëve, informacionet rreth vozitësve, të dhënat e mallit dhe sasinë e mallit. Informatat e tanishme tregojnë se mallrat e para që kanë ardhur janë mallra bazike: miell, vaj, sheqer dhe mallra të tjera bazike të konsumit të përgjithshëm. Prej fillimit të javës së ardhshme do të ketë kontroll të rreptë nëpër dyqanet me shumicë dhe në ato me pakicë për mallrat, të cilat i mbajnë në raftet e tyre, vetëm për t'i verifikuar origjinën e mallit dhe dokumentet përcjellëse të atij malli.

**PAQJA:** ***Me vendosjen e ndërhyrjes se Qeverisë në pjesën veriore të vendit kemi pasur edhe një vendosmëri si asnjëherë më parë. A mund të na thoni pse institucionet e Kosovës nuk i pranuan propozimet e Cooperit për zgjidhjen e situatës në veri?***

**Kusari-Lila:** Pastaj pika kufitare 1 ishte tërësisht e djegur dhe nuk ka mundësi që as EULEX-i e as dikush tjetër të qëndrojë aty pa e pasur infrastrukturën adekuate. Nuk ishte çështje e pranimit të zgjidhjes, por ishte çështje e vendosjes së rendit dhe ligjit. Tash KFOR-i duhet ta ruajë atë pikë që të mos lejohet qarkullimi i mallrave dhe kontrabanda. Pika 1 së shpejti pritet të restaurohet dhe të vendoset teknologjia përcjellëse. Nuk ka nevojë që kjo çështje të bëhet me ndërmjetësim të dikujt që ne t'i vendosim njerëzit tanë në pikat tona kufitare.

**PAQJA:** ***A kanë ndryshuar marrëdhëniet dhe bashkëpunimet e Qeverisë së Kosovës me misionin evropian në Kosovë, EULEX?***

**Kusari-Lila:** Po, shpresojmë që EULEX-i të jetë në gjendje të ridizajnojë dhe ta riaktualizojë veprimtarinë e vet në Kosovë, në funksion të rendit dhe ligjit; nëse synimi i tij është, ashtu siç po deklaron, të vendosen rendi dhe ligji. Ne presim, që pas largimit të barrikadave dhe kthimit të normalitetit në veri, të ketë aksione konkrete të përbashkëta të Policisë së Kosovës dhe të EULEX-it për zënien e kriminelëve në tërë territorin e Kosovës, në veçanti në veri. Por kuptohet se ka pasur një hezitim të EULEX-it që të jetë pjesë e operacioneve të Qeverisë së Kosovës. Pra, ishte një vetëpërjashtim. Ndërkohë, dihet se shefi i EULEX-it është kthyer dhe ka dhënë një përkrahje të plotë. Tani, në situatën e krijuar, ne kemi pasur një bashkëpunim të mirë me KFOR-in, sepse ka qenë përgjegjës dhe mbetet, sidomos për pikën kufitare 1, ndërsa në pikën 31 janë edhe Policia e Kosovës së bashku me EULEX-in.

**PAQJA:** ***KFOR-i, gjatë gjithë kësaj periudhe, mund të thuhet se ka ushtruar edhe funksione politike, ku vazhdimisht ka tentuar që të krijojë marrëveshje paqësore. Njëra nga to edhe është refuzuar nga ana e Qeverisë së Kosovës. Çfarë mund të na thoni?***

**Kusari-Lila:** Opinioni ishte informuar se është arritur një marrëveshje por, pas një takimi që kemi pasur me komandantin e KFOR-it, gjeneralin Buhler, na është konfirmuar se ajo ka qenë një draft-deklaratë mbi pikat e diskutimit për të cilat i ka pasur komandanti i KFOR-it me përfaqësuesin serb. Qeveria e Kosovës ka kërkuar për këtë sqarime të mëtutjeshme gjatë një takimi që ka pasur kryeministri Thaçi me komandantin e KFOR-it. Tani situata është e njëjtë. Prapë jemi në të njëjtat pika që kemi qenë, që kontrolli në pikën 1 mbetet nga ana e KFOR-it deri në çastin e rikthimit të logjistikës



në pikën 1, kur do të kthehen policët dhe doganierët e Republikës së Kosovës, pra derisa të kthehet e gjithë struktura përcjellëse. Kurse në pikën 31 ende janë ekipet nën mbikëqyrjen e KFOR-it, EULEX-it dhe Policisë së Republikës së Kosovës. Në kuadër të diskutimeve, të cilët i ka pasur komandanti i KFOR-it me përfaqësuesit serbë, nënkuptohet se çështje esenciale ka qenë lirimi i rrugëve, gjegjësisht zhbllokimi i tyre dhe kthimi i normalitetit në veri, që është esenciale për qytetarët që jetojnë në veri dhe për ne si institucione të Kosovës. Ne kemi konfirmuar disa herë se për Qeverinë e Republikës së Kosovës është me rëndësi jeta e të gjithë qytetarëve, pa marrë parasysh kombësinë.

KFOR-in e shohim si partner. Në takimin e fundit me gjeneralin Buhler kemi pasur një takim shumë konstruktiv. Çdo masë që është prezantuar në opinion nga Qeveria e Republikës së Kosovës mbetet në fuqi. Nuk ka kthim para gjendjes së 25 korrikut. Ne jemi në përgatitje të vendosjes së kontrollit të plotë të institucioneve të Kosovës në pikat kufitare, sidomos në pikën 1. Kemi bërë kërkesë edhe te Kombet e Bashkuara dhe te Kryqi i Kuq Ndërkombëtar që të bëhet një vlerësim i pavarur mbi situatën në veri. Ndërsa, nga ajo çfarë kemi parë dhe nga ajo çfarë është komunikuar nga institucionet ndërkombëtare deri më tani, është se nuk ka krizë për asgjë në veri. Nuk ka artikull që mungon. Përveç lejimit të mallrave humanitare, çdo gjë tjetër do të jetë subjekt i verifikimit. Mallrat komerciale do të mbeten të mbyllura për pikat 1 dhe 31, si dhe të gjitha pikat e tjera.

**PAQJA:** ***Kur prisni të normalizohet gjendja?***

**Kusari-Lila:** Qeveria e Republikës së Kosovës nuk ka qenë iniciuese e krizës dhe nuk i stimulon njerëzit të vënë barrikada dhe të bëjnë rezistencë të asaj natyre çfarë është duke bërë Serbia. Jemi në rolin tonë konstruktiv dhe synojmë të ketë shtrirje të rendit dhe ligjit.

Nëse, në vazhdimësi, ka rezistencë dhe aksione të jashtëligjshme, atëherë natyrisht se ato do të luftohen me mjete të duhura, por ne presim që Serbia ta kuptojë se ajo çfarë po ndodh në veri, vetëm është duke e larguar nga integrimi në BE. Skenat që po i shohim kohët e fundit në atë pjesë, nuk janë të këtij shekulli, por të mesjetës. Prandaj, krejt do të varet nga ajo sa ata e kuptojnë se kjo është një luftë e humbur e tyre. Sa më shpejt që ta kuptojnë ata këtë gjë, aq më mirë është për të gjitha palët, në veçanti për popullatën kosovare që jeton në atë pjesë të Kosovës.

Ne presim të vetëdijesohen qytetarët e veriut. Sot nuk është ndjenjë e mirë të jetosh në një vend kur ke bllokada nga militantët, radikalët serbë. Prandaj, duke marrë në konsideratë edhe interesin e qytetarëve që jetojnë në veri - shqiptarë, serbë, boshnjakë dhe të tjerë - duhet sa më shpejt ta qetësojmë atë zonë dhe të kemi një situatë normale. ■





# SHËNOHET RRITJE E VAZHDUESHME E DHUNËS NË FAMILJE

**Besnik BOLETINI**

Një ndër fenomenet shqetësuese, me të cilat po përballet shoqëria kosovare, ka të bëjë me dhunën në familje. Në Kosovë, dhuna në familje nuk ka qenë shumë e përhapur para luftës. Ndoshta edhe atëherë ka pasur dhunë në familje, por raste të raportuara nuk janë paraqitur në pushtetin e atëhershëm sikurse tani, ku duke u bazuar në statistikat e rasteve të raportuara në polici çdo ditë ka së paku një rast të raportuar në Kosovë si dhunë në familje.

Dhuna familjare është një akt i keqtrajtimit fizik, seksual ose psikologjik të një anëtari të familjes nga një anëtar tjetër me qëllim të kontrollimit dhe nënshtrimit. Mund të jetë gjithashtu dhe ngacmim shpirtëror – sharje, abuzim, frikësim dhe kërcënim. Dhuna familjare mund të jetë edhe kur tjetrin e mbyll në shtëpi dhe e lë pa bukë e pa para, si dhe e izolon nga kontaktet me botën e jashtme.

Sipas statistikave të Policisë së Kosovës, numri i rasteve të dhunës në familje, për të cilat ka qenë e informuar policia, ndryshon nga viti në vit, pra ka periudha të ngritjes ose të rënies të rasteve të dhunës në familje. Sipas këtyre të dhënave, në vitin 2006 ka pasur 1370 raste të dhunës në familje, në vitin 2007 ka pasur 1077, në vitin 2008 ka pasur 1034, në vitin 2009 ka pasur 1080, në vitin 2010 ka pasur 944 dhe në gjashtë mujorin e parë të vitit 2011 ka pasur 244 raste të dhunës në familje.

Po marrim shembull vetëm vitin 2006 për të analizuar disa statistika.

Sipas gjinisë, në vitin 2006, viktima të dhunës në familje kanë qenë 1104 femra, 338 meshkuj dhe 78 fëmijë. Ndërsa sipas nacionalitetit, në vitin 2006, viktima të dhunës në familje kanë qenë 1178 shqiptarë, 137 serbë, 12 turq, 38 boshnjak, 47 romë/ashkali, 3 goranë dhe 27 të tjerë.

Sipas Policisë së Kosovës, të dyshuarit për ushtrim të dhunës në familje, në vitin 2006, sipas nacionalitetit janë: Shqiptarë 1161, serbë 142, turq 17, boshnjakë 26, romë/ashkali 56, goranë 2, të tjerë 25.

Ndërsa marrëdhëniet familjare në mes të viktimës dhe të dyshuarit në rastet e dhunës familjare në vitin 2006 janë: Bashkëshort 762, ish-bashkëshort 14, prind-fëmijë 302, vëlla-vëlla 80, motër-vëlla 55, motra1, vjehrra-reja 48, vjehrri-reja 9, kunata-kunati 40, gjyshi/ja-dhëndri 2, halla-mbesa 1, axha-nipi 6, axha-mbesa 4, të fejuar 1, dhëndri-miku 1, nip-dajë 1, djali i axhës / vajza e axhës 1, të tjera 33.

## Faktorët që shkaktojnë dhunën në familje

Janë disa faktorë që ndikojnë në shtimin e viktimave të dhunës në familje. Mund të themi se dhuna në familje po zhvillohet për shkak të dy faktorëve. Faktori i parë është patriarkalizmi, pra ende në shoqërinë tonë ka familje me karakteristika të familjes patriarkale, sidomos në këto raste gruaja është në të shumtën e rasteve viktimë. Ndërsa faktori i dytë ka të bëjë me ndryshimet nëpër të cilat po kalon shoqëria jonë. Pra, depërtimi i vlerave të reja kulturore ndikon që të kemi kontradiktë të vlerave dhe përplasje të ideve dhe roleve në familje.

Ndërsa disa nga faktorët e tjerë që ndikojnë në paraqitjen e dhunës në familje janë: pabarazia gjinore, alkoolizmi, substancat e ndryshme narkotike, xhelozia, gjendja e rëndë ekonomiko-sociale, papunësia,varfëria, komplekse të ndryshme inferioriteti, konkurrenca intelektuale, profesionale dhe arsimore, paaftësia profesionale, shtatzënia e padëshiruar etj.

## Dhuna në familje shkakton pasoja të mëdha psikike dhe sociale

Dhuna në familje ka pasoja të shumta fizike, e sidomos psikike. Nga dhuna

në familje më së shumti e pësojnë gratë dhe fëmijët. Sipas statistikave të policisë, gratë në Kosovë janë më të rrezikuara nga dhuna. Kjo për arsye se ato shpesh janë të varura ekonomikisht nga burri. Gjithashtu, ato në disa raste frikësohen që t'i raportojnë rastet e dhunës. Disa viktima frikësohen nga zemërimi që do të ketë familja e gjerë ndaj tyre, nëse ato largohet nga partneri ose e paraqesin rastin e dhunës në polici. Gjithashtu, viktima mund të mos jetë në gjendje që të sigurojë strehim për veten dhe për fëmijët. Kjo është pengesa kryesore për viktimën që të bëhet e pavarur.

Viktimat e dhunës në familje kanë pasoja të ndryshme psikike, si frikë, stres, depresion etj. Por, dhuna në familje ka një ndikim shumë negativ edhe tek fëmijët. Ata rrezikohen në dy aspekte, së pari mund të marrin trauma dhe ankthe të ndryshme dhe, së dyti, ata mund t'i imitojnë sjelljet e prindërve të tyre kur të rriten. Pra, kjo dukuri devijante ndikon tek ata në procesin e socializimit të tyre.

Psikologu Avni Rudaku tha për revistën "Paqja" se shumica e viktimave të dhunës familjare e përjetojnë jashtëzakonisht rëndë këtë shpërfaqje të lëndimit fiziko-emocional, sepse familja është njësia më e shenjtëruar dhe më e përafërt e lidhjeve bio-psiko-sociale. Prandaj, jo rastësisht kjo dhunë ka tonalitet, ndjesi, pasoja, lëndime të mëdha, longitudinale dhe vështirë të kurueshme. Ai thotë se viktima humb në masë të madhe vetëvlerësimin, vetërespektin, vetëbesimin dhe kjo i kushton në çdo situatë, në raport me vetveten dhe me tërë atë botë sociale që e rrethon atë. "Dhuna gjeneron dhunën. Kjo është maksima e secilës psikologji të agresivitetit. Familja, para dhe pas dhunës, do të mbetet me raporte tejet të ftohta, të mentalitetit të dhunës dhe rigjenerimit të saj të herëpashershme. Prandaj, kjo dhunë shkatërron kohezionin, solidaritetin, atashimin emocional dhe afërsinë familjare brenda të gjithë anëtarëve të familjes. Ka polarizim ndjenjash, të cilat krijojnë herë-herë edhe "aleanca" brenda anëtarëve të familjes, si bie fjala, njëri mbron prindin mashkull, tjetri atë amnor, tjetri gjyshin/gjyshen, tjetri fëmijët, etj", - shprehet Rudaku.

Ndërsa kur jemi te ndikimi negativ i dhunës në familje te fëmijët, ai thotë se ndikimi negativ i kësaj dukurie është i madh te fëmijët, por ky ndikim varet edhe se në cilën moshë është fëmija. "Por një gjë është e vërtetë e përbotshme se gjasat që fëmijët që i janë nënshtruar dhunës nga prindërit abuzues, ose kanë parë dhunë, është që edhe ata të ndjekin këto modele prindërish të dhunshëm. Fëmijët dihet se rriten me modele imitimi dhe identifikimi sidomos me figurat primare. Prandaj është e rëndësishme të potencohet se fëmijët, në fazat e hershme të zhvillimit të tyre psiko-fizik, nuk arrijnë të kuptojnë se cilat tipare dhe sjellje të prindërve duhet të përvetësojnë, e cilat jo. Pra, ata ndalojnë në këtë dhunë dhe pavetëdijshëm shpesh luajnë rolin e prindit të dhunshëm. Është një filozof italian që thotë se njerëzit janë ata se çfarë shikojnë. E kjo është një e vërtetë e palëkundshme, sepse ndërlidhet me teoritë psikologjike të të mësuarit përmes modelimit, imitimit, vëzhgimit të asaj se çfarë shohin, që më pastaj ta bëjnë në praktikë", - u shpreh Rudaku.

Ndërsa Ilir Maqastena, sociolog, ka thënë për revistën "Paqja" se janë disa faktorë që ndikojnë në paraqitjen e dhunës në familje. Sipas tij, shpesh antagonizmat shpërthejnë dhe krijojnë tensione të larta, së pari, kur kemi ndërthurjen e dashurisë dhe urrejtjes. Mund të fillohet si kundërthënie e lehtë, por rrufeshëm mund të degjenerojë në dhunë familjare. Së dyti, disharmonia familjare, pamundësia, për të marrë pjesë në një



dialog familjar, për t'i konstatuar defektet dhe përparësitë, të cilat janë aktuale, së treti, zhvillimi i dhunës në familje, vjen edhe për shkak të paqartësive dhe mosmarrëveshjeve ekonomike, etj. Ai thotë se edhe ndryshimet shoqërore nëpër të cilat po kalon shoqëria jonë kanë ndikim në shtimin e rasteve të dhunës në familje. "Ndryshimi i statuseve jetësore, gjithnjë sjell ndryshime. Këto ndryshime kryesisht shprehen në rrafshin sentimental, kulturor, social, tradicional. Këto ndryshime sjellin edhe zëvendësime të vlerave të ndryshme kulturore. Familja, si në këtë rast, hyn në një sërë ndryshimesh, zëvendësim të vlerave tradicionale me ato moderne, pastaj, mënyra e të jetuarit, etj, që për një pjesë të anëtarëve janë të papranuara dhe me vështirësi të larta për t'u absorbuar. Si të tilla këto mospajtime, nxisin edhe grindjet dhe realisht grindjet shpien në antagonizma dhe, krejt në fund, mund të përfundojnë në konflikte dhe armiqësi", - thotë Maqastena.

Sociologu Maqastena thotë se dhuna në familje karakterizohet edhe nga shumë pasoja sociale. "Familja është institucion primar social. Fëmija kontaktet e para sociale i kryen me grupin social që quhet familje. Shfaqja e dhunës, konflikteve dhe debalancat e ndryshme familjare, më së tepërmi u kushtojnë fëmijëve. Episodet e dhunës sporadike, ose të vazhdueshme, shkaktojnë te fëmijët pasoja të mëdha. Prezenca në ambiente të dhunës mund të manifestohet edhe me të mësuarit për t'u sjellë dhunshëm edhe në jetën e përditshme, pastaj edhe me thyerjen e haresë dhe gëzimit, shpërqendrim për mësim, apo gjendje emotive të rëndë. Por jo vetëm kaq, dhuna në familje ka refleksionet e veta të përgjithshme, si në: disharmoni, shkurorëzime, humbjen e ngrohtësisë familjare dhe, më ekstremja, ka shumë raste ku janë shënuar edhe vetëvrasje, për shkak të presionit dhe dhunës që ka gjeneruar në vazhdimësi", - thotë Maqastena.

## Tendencat për ta parandaluar dhunën në familje

Brahim Sadriu, zyrtar për informim në Policinë e Kosovës, ka thënë për revistën "Paqja", se veprimtaria e policisë kundër dhunës familjare është e përqendruar në disa drejtime: në parandalimin dhe luftimin e dhunës familjare, si dhe në trajtimin, mbrojtjen, përkrahjen dhe strehimin e viktimave. Ai thotë se Policia e Kosovës ka kapacitete të mjaftueshme profesionale për hetimin e të gjitha rasteve të dhunës në familje. "Policia e Kosovës ka njësitet që merren me rastet e dhunës në familje, që nga niveli qendror deri te niveli rajonal dhe në stacione policore ka hetues të cilët merren me rastet e dhunës në familje. Policia bashkëpunon edhe me organizata të ndryshme, qofshin ato qeveritare, për qëllimin e rehabilitimit dhe riintegrimit të viktimave të dhunës në familje. Gjithashtu, arrestimi i personave të dyshuar se kanë shkaktuar këtë lloj dhune bëhet çdo herë kur ka baza ligjore dhe njëkohësisht punohet në mbledhjen e fakteve dhe dëshmive lidhur me veprën penale, në mënyrë që i dyshuari ta marrë dënimin e merituar nga gjykata kompetente", - tha Sadriu.

Ministria e Punës dhe Mirëqenies Sociale (MPMS), gjithashtu po bën përpjekje për strehimin, rehabilitimin dhe riintegrimin e viktimave të dhunës në familje.

Musa Demiri, zyrtar për informim në MPMS, tha për revistën "Paqja" se roli i MPMS-së në fushën e trajtimit të dhunës në familje konsiston në hartimin e politikave, infrastrukturës ligjore, standardeve më të larta në ofrimin e shërbimeve për viktimat e dhunës në familje, bën monitorimin e shërbimeve që realizohet me viktimat e dhunës në familje, duke u nisur nga ofrimi i shërbimeve të institucioneve qeveritare dhe atyre joqeveritare. Ai tha se të gjitha këto aktivitete, MPMS-ja i realizon në koordinim dhe bashkëpunim të ngushtë me faktorët e tjerë relevantë, që merren me këtë çështje. "Ministria e Punës dhe Mirëqenies Sociale ka marrëveshje bashkëpunimi (blerje të shërbimeve për mbrojtjen e viktimave të dhunës) me gjashtë OJQ-strehimore, që kanë shtrirje në tërë territorin e Republikës së Kosovës. MPMS-ja këto OJQ-strehimore i mbështet me 50% të buxhetit të përgjithshëm që kanë ato. Ndërsa, sfidë kryesore paraqitet procesi i riintegrimit të viktimave të dhunës në familje. Këto viktima përcillen me shumë probleme e që është vështirë të tejkalohen. Në gjithë këtë proces janë të përfshirë disa institucione qeveritare e joqeveritare, ku përveç MPMS-së janë të përfshirë edhe Ministria e Drejtësisë, ajo e Punëve të Brendshme, komunat etj", - theksoi Demiri. ■



# XHAMIA E SHNDËRRUAR

Isa MEHMETI

Edhe pse si zyrtarët maqedonas ashtu edhe ata shqiptarë vazhdojnë të mburren me arritjet e Marrëveshjes së Ohrit dhe organizohen manifestime e tubime, ku flitet për të bëmat që janë fryt i kësaj marrëveshje, prapëseprapë dhjetë vjet pas saj më të theksuara janë gjurmët dhe pasojat e luftës së 2001-shit sesa rezultatet e asaj marrëveshje. Shqiptarët vazhdojnë të jetë të diskriminuar në buxhet, në punësime, në arsim dhe pothuajse në të gjitha sferat e jetës politike, shoqërore e kulturore. Ndonëse edhe shkollimi i mesëm është bërë i obliguar me ligj, për shqiptarët është problem edhe arsimi fillor, i cili zhvillohet kryesisht në shkolla të stërvjetruara që nuk i plotësojnë as kushtet elementare për vijimin e mësimit. Diskriminimi ndaj shqiptarëve në këtë sferë është konfirmuar edhe nga Enti Republikan i Statistikave. Janë evidentuar 1254 nxënës shqiptarë të cilët nuk mund ta ndjekin arsimin fillor në gjuhën e tyre amtare. Përderisa në rajonet maqedonase vazhdimisht ndërtohen shkolla, salla e fusha sportive, për shqiptarët është problem edhe renovimi i tyre.

Nga ana e saj, qeveria Gruevski ka vijuar kursin e saj diskriminues edhe në projektin 'Shkupi 2014', duke rinovuar pjesë të ndryshme të qytetit, ku kryesisht ka banorë maqedonas dhe duke sjellë statuja të ndryshme sipas planit për antikuizimin e vendit. Përderisa ndërtohen kisha e objekte të tjera me simbolika ortodokse maqedonase, në Prilep akoma ka ngelur e shkatërruar xhamia, e cila u dogj nga huliganë maqedonas dhjetë vjet më parë. Rrënojat e saj kalimtarë të rastit i shfrytëzojnë për tualet publik. Në rrënojat e djegura të xhamisë është vënë mbishkrimi në maqedonisht "mos kryeni nevojat fiziologjike", por kundërmimi është shenjë se kjo nuk respektohet. Më kot është përfolur se kinse ekziston plani për rindërtimin e xhamisë, ngase gjer më tani premtimet kanë ngelur vetëm fjalë boshe. Xhamia e Prilepit, e cila ka vlerë historike dhe konsiderohet si muze i kulturës islame në këtë pjesë të vendit, është dashur të rinovohet qyshkur është djegur dhe vetëm në atë mënyrë do të krijohej përshtypja se shteti tregon gatishmëri dhe vullnet të mirë për ruajtjen dhe kultivimin e harmonisë ndëretnike në vend. Në të kundërtën, mospërfillja e këtillë, në kohën kur bëhen investime të mëdha për objektet ortodokse maqedonase, dëshmon qartë orientimin diskriminues të maqedonasve. Bashkësia Islame e Maqedonisë ka treguar gatishmërinë që renovimin ta bëjë edhe me financimin e saj, por kryetari i Prilepit, Marijan Ristevski ka refuzuar ta lejojë një gjë të tillë, ndonëse Bashkësia Islame ka të nënshkruar kontratë me Ministrinë e Kulturës për rikonstruktimin e xhamisë. Sipas kontratës së nënshkruar, xhamia do të shërbente edhe si faltore, por edhe si muze-galeri. Me gjithë kontratën e nënshkruar, edhe kjo ministri ka hezituar për dhënien e lejes për rikonstruktim. Madje policia, e dirigjuar nga prefekti i komunës, ka penguar edhe iniciativën e Bashkësisë Islame për pastrimin e mbeturinave përreth xhamisë. Kryetari i komunës së



# R NË WC

Prilepit është strukturë e partisë në pushtet dhe është i habitshëm fakti se si partneri qeveritar shqiptar nuk mund të ushtrojë presion për zgjidhjen e kësaj çështjeje. Refuzimi që në xhami të mirëmbahet të paktën pastërtia është element skandaloz për të cilin duhet alarmuar. Në të vërtetë çfarë dëshirojnë të tregojnë organet maqedonase me këtë akt? Ato, me këto veprime tregojnë, se dëshirat e tyre kanë qenë në përputhje me veprimet e huliganëve maqedonas, të cilët e dogjën xhaminë më 8 shtator 2001, në shenjë urrejtje për shkak të luftës. Nuk është vetëm xhamia e Prilepit kështu. Të njëjtin fat e ndajnë edhe 9-10 xhami të tjera në Maqedoni. Ky është një fakt ilustrues për të përshkruar gjendjen e tanishme të shqiptarëve në Maqedoni, fuqinë ose më mirë thënë pafuqinë e tyre për t'i ndryshuar gjërat, po sipas asaj marrëveshjeje për të cilën flitet me aq bujë. ■

# Luftimi i mostoleran shprehjes mundësor

**John L. ESPOSITO**
**dhe Sheila B. LALWANI**


Geert Wilders - politikan holandez është akuzuar se ka fyer Islamin

Pluralizmi fetar, kundrejt shpifjeve ndaj fesë dhe lirisë së të shprehurit, është bërë një burim në rritje i konfliktit në politikat ndërkombëtare dhe në marrëdhëniet ndërfetare. Predikuesit e urrejtjes dhe aktivistë në Amerikë, Evropë dhe në shumë vende islame, angazhohen për kulturën e luftës. Udhëheqësit dhe partitë anti-imigrante dhe anti-muslimane me të drejtë paralajmërojnë për islamizimin e Amerikës dhe Evropës vetëm për të fituar vota. Shfajësimi i 22 qershorit 2011 i politikanit holandez Geert Wilders nga akuzat për shkak të "nxitjes së urrejtjes dhe diskriminimit kundër muslimanëve," është një fitore politike për Wilders, por edhe një sinjal për kohën kur po rritet normalizimi i përplasjes anti-islame në Perëndim.

OKI (Organizata e Konferencës Islamike, e cila përfaqëson 57 shtete) ka lobuar më shumë se një dekadë për të adresuar këtë çështje. Fillimisht duke shënjestruar islamofobinë, kërkesa e tyre u shtri në rezolutën për "shpifjet ndaj feve", me anë të së cilës konsideroheshin si krim fjalët dhe veprat që perceptoheshin si sulme kundër fesë.

Kundërshtarët, kryesisht në Shtetet e Bashkuara të Amerikës (SHBA) dhe Bashkimin Evropian (BE), kanë pohuar se rezoluta mund të përdoret për të kufizuar lirinë fetare dhe lirinë e të shprehurit, gjithashtu, se ajo ushqen intolerancë fetare dhe dhunë ndaj pakicave fetare. Në të vërtetë, në vitet e fundit sulmet kundër të krishterëve dhe pakicave të tjera fetare janë shtuar në Egjipt, Malajzi, Sudan, Afganistan, Bangladesh, Indonezi dhe Pakistan. Këto konflikte kanë variuar prej akteve të diskriminimit deri te përdorimi i bombave dhe djegia e kishave dhe vrasjet.

Ligji i blasfemisë i Pakistanit e ilustron këtë çështje. Më 2009, Asia Bibi, një e krishterë dhe nënë e katër fëmijëve, u dënua për vdekje me akuzën se ka fyer Islamin, akuzë që ajo e ka refuzuar fuqishëm. Rasti që shkaktoi zemërim ndërkombëtar u intensifikua më 2011, me vrasjen brutale të Salman Taseer -- guvernator i Penxhabit dhe kritik i hapur i ligjit të blasfemisë, dhe vrasjen e ministrit pakistanez Shahbaz Bhatti, një i krishterë dhe kundërshtar i hapur i ligjit për blasfemi të Pakistanit.

Këshilli i të Drejtave të Njeriut i Kombeve të Bashkuara së fundmi gjoja zgjodhi konfliktin mbi "Shpifjet ndaj religjioneve". Pas një diskutimi të ngushtë me SHBA-të dhe BE-në, Pakistani paraqiti një rezolutë kompromisi në emër të OKI-t, e cila adresonte shqetësimet e OKI-t dhe të shteteve anëtare dhe të organizatave për të drejtat e njeriut, përfshirë edhe Komisionin e SHBA-së për Lirinë Ndërkombëtare të Feve.

Rezoluta e kompromisit e "Luftimit të Diskriminimit dhe Dhunës" afirmon të drejtat individuale, duke përfshirë liritë e të shprehurit dhe fesë, që janë pjesë e rëndësishme e Deklaratës Universale të të Drejtave të Njeriut të Kombeve të Bashkuara. Në të njëjtën kohë, organizmi i 47 shteteve anëtare gjithashtu bëri thirrje për fuqizimin e përpjekjeve ndërkombëtare për të ushqyer një dialog global dhe promovimin e kulturës së të drejtave të njeriut, tolerancës dhe respektit të ndërsjellë.

Por a do të dëshmojë kjo rezolutë e Kombeve të Bashkuara të jetë mjet efektive në luftimin e rritjes së islamofobisë? Një shenjë e qartë e kufizimeve të rezolutës mund të shihet në vendimin shokues të shfajësimit të Geert Wilderit. Historia e Wilderit përfshin akuzat se është shprehur se "Islami është ideologji fashiste", "Muhamedi ishte pedofil" dhe "Islami dhe liria, Islami dhe demokracia nuk janë të përshtatshme me njëra-tjetrën" dhe me alarmimet për një "cunam" të imigrantëve muslimanë. Angazhimet "misionare" të Wilders-it janë zgjeruar edhe në pjesë të tjera të Evropës dhe në SHBA-së, ku admiruesit e tij i referoheshin atij si "luftëtar i lirisë". Paditësit e kanë akuzuar se komentet e Wilders-it kanë iniciuar urrejtje dhe kanë çuar në rritjen e diskriminimit dhe dhunës kundrejt muslimanëve. Por gjykatësi Marcel van Oosten vendosi se edhe pse ai gjeti te Wilders-i shenja të

# ncës fetare kur liria e
# n fjalimin e urrejtjes

"vrazhdësisë dhe denigrimit", ato nuk kanë ndikuar në rritjen e urrejtjes. Spiegel Online artikullin për shfajësimin e kishte tituluar "Shfajësimi i Wilders-it 'Shuplakë në fytyrë për muslimanët'".

Eksplorimi i lirisë së shprehjes për të promovuar mostolerancë fetare u duk vetëm disa ditë pas vendimit të Wilders-it. Ndal Islamizimit të Evropës (Stop Islamisation of Europe SIOE) dhe Ndal Islamizimit të Amerikës (Stop Islamization of America SIOA), një koalicion i grupeve ekstreme djathtiste të evropianëve dhe amerikanëve anti-muslimanë, që e konsideronin veten si organizata për të drejtat e njeriut, patën planifikuar një konferencë "Së bashku ne qëndrojmë: Anti-islamizimi i parë transatlantik", që pritej të mbahej më 2 korrik në Strasburg të Francës. Më 28 qershor, autoritetet franceze dhe evropiane e anuluan këtë konferencë. Si përgjigje, Shtëpiza Industriale e Islamofobisë dhe titujt e uebfaqeve të tyre gjëmonin: "Mbledhja për lirinë e shprehjes në Strasburg u anulua për shkak të kërcënimeve me dhunë të muslimanëve" dhe "Demokracia rrënohet në Evropë: BE-ja anulon mbledhjen e fjalës së lirë të SIOA/SIOE".

Liria e shprehjes është një e drejtë e çmuar që duhet të ruhet me kujdes. Por çfarë ndodh kur e drejta përdoret për të nxitur urrejtjen dhe për të ushqyer mostolerancë fetare, siç është islamofobia, që po përhapet si kancer në SHBA dhe Evropë? Edhe pse disa deklarata nuk janë drejtpërdrejt dhe menjëherë shkak për ndonjë veprim specifik të dhunës, ato përhapin farën e mostolerancës dhe zemërimit që dërgojnë në legjitimimin dhe pranimin e veprimeve të fanatizmit dhe urrejtjes, sikurse rasti i "Ditës së djegies së Kuranit" që ndodhi në Florida, përdhosjen e xhamive, sulmet fizike kundër muslimanëve, duke përfshirë gratë dhe fëmijët. Si rezultat, publiku ngadalë filloi të përshtatet në veprimet dhe deklaratat islamofobike. Në të njëjtën kohë, kjo ideologji e urrejtjes ka shumë efekte të vërteta në jetën e përditshme të muslimanëve dhe arabëve: lëshimin në sulme verbale prej anëtarëve të komunitetit të tyre, deklarata islamofobike nga kandidatët politikë, ose politika të përforcimit ligjor që prekin muslimanët dhe arabët.

Çështja e lirisë së shprehjes dhe të drejtat e grupeve urryese nuk është e re në historinë amerikane. Madje edhe sot, organizata Ku Klux Klan, organizatat neo-naziste dhe antisemite lejohen të shprehin përçmimin për grupe të caktuara etnike dhe fetare, pavarësisht se sa katastrofale mund të jenë ideologjitë e tyre. Megjithatë, fuqia e tyre për të sulmuar është zvogëluar dukshëm dhe fjalët e tyre janë shndërruar në një tabu sociale në publik, sepse vendi ynë ka krijuar një mjedis social ku racizmi dhe anti-semitizmi dënohet dhe diskreditohet zëshëm në jetën publike dhe në media. Muslimanëve amerikanë dhe evropianë u janë dhënë të njëjtat trajtime, të drejta dhe mbrojtje.

Islamofobia dhe ndikimi i saj, sikurse racizmi dhe anti-semitizmi, duhet të kundërshtohen duke krijuar një klimë në të cilën fjalimet që nxisin urrejtje dhe diskriminim në publik të mos tolerohen, madje edhe kur fanatikët e përdorin si liri të shprehjes. Sot, njëri mund të angazhohet në fjalime urrejtje nxitëse anti-islame dhe anti-muslimane dhe të kërcënojë në shtyp, media dhe në protesta që promovojnë një kulturë popullore që e paraqet fenë islame, jo vetëm terroristët, si një kërcënim për Amerikën. Këta predikues të urrejtjes dhe islamofobisë duhet të refuzohen dhe të margjinalizohen. Misioni i tyre për të polarizuar shoqërinë tonë nuk duhet të lejohet të kërcënojë besimin tonë se toleranca fetare dhe liria e shprehjes janë vërtet kompatibile. ■

*Revista Paqja ka të drejtën ekskluzive për të botuar shkrimet e profesor Espositos pasi që ka rritur marrëveshje personale me profesorin duke marrë leje prej tij.*

**Përktheu: Osman D. GASHI**



# BOTA ZHYTET NË KAOS



Në bursat e vendeve më të zhvilluara të planetit është rikthyer sërish frika. Gjithandej ka indikacione të mëdha për rifillimin e një krize të re financiare. Ç'është më e keqja liderët e vendeve perëndimore duken të pashpresë në këtë situatë. Shtetet e Bashkuara janë duke u përballur me një deficit jashtëzakonisht të lartë. Edhe bankierët e vendeve të Eurozonës së bashku me liderët e tyre nuk po gjejnë dot një rrugëdalje për t'i dhënë fund kësaj situate të rëndë që ka pllakosur monedhën e përbashkët. A do të përshkallëzohet kriza financiare? A do të përfundojë e gjithë bota në kolaps? Kush do t'i shpëtojë shpëtimtarët? Perëndimi po përballet me një krizë dyfishe, një krizë që ka përfshirë tashmë edhe liderët më të fuqishëm të kësaj pjese të botës. Në Europë është bërë gjithnjë e më e dukshme se liderët në çdo takim, në vend që të jenë në krye dhe në kontroll të krizës, janë përfshirë në rrjedhën e saj. Perëndimi nuk ka qenë kaq i dobët që nga Lufta e Dytë Botërore dhe asnjëherë më parë një krizë e tillë nuk ka përfshirë dhe paralizuar Europën, Amerikën dhe Japoninë në të njëjtën kohë. Në Europë, fati i monedhës së përbashkët është në rrezik të madh. Sa më shumë shpaloset kriza perëndimore, aq më e errët është edhe e ardhmja për ekonominë botërore. U besua se kriza e euros ishte zgjidhur me dhënien Greqisë të paketës së dytë të shpëtimit financiar. Por ky i ashtuquajtur triumf zgjati vetëm 14 ditë, sepse situata nisi menjëherë pas kësaj, të përkeqësohej me Spanjën dhe Italinë, dy ekonomi që janë shumë të mëdha për t'u shpëtuar dhe për të falimentuar, ndryshe nga Greqia, Irlanda dhe Portugalia. Shtetet e Bashkuara ka shumë vite që jeton përtej mundësive të veta reale, për shkak të borxhit të madh amerikan. Amerika dikur e pasur ka ndryshuar dhe arkat janë boshatisur. Gazeta e famshme, "New York Times" shkruan: "Kombi ynë nuk është duke u përballur thjesht me një krizë borxhesh, por me një krizë demokracie".



Somalia ë
pasojë m
mijëra nj
6 minuta humb
Sipas vlerësime
malinë jugore
dhe thatësirës.



Ish-kryeprok
Ponte, e cila
kundër UÇK
pore, pritet të
het në bankën
shkatërrimin e
mave të gjenoci
teriale në proce
qëllimisht gjurm

## SOMALI



shtë prekur nga thatësia e madhe. Si
nungesa e ushqimit në muajt e fundit,
erëz kanë humbur jetën nga uria. Çdo
o jetën një fëmijë për shkak të urisë.
eve 30,000 fëmijë kanë vdekur në So-
në 90 ditët e fundit si pasojë e urisë

## SIRI




Regjimi i presidentit Bashar al-Asad, ka vrarë rreth dy mijë civilë që nga shpërthimi i protestave në muajin mars. Bashkësisë ndërkombëtare i ka bër thirrje Asadit të ndalë dhunën ndaj popullit të tij.

## KARLA



kurorja e Tribunalit të Hagës, Karla del
a kishte shkruar një libër ku shpifte
K - së kinse për trafikim organesh tru-
përballet me gjyqin. Ajo do të ndod-
e të akuzuarve, sepse ka urdhëruar
një mijë sendeve personale të vikti-
dit, të cilat qenë përdorur si prova ma-
eset gjyqësore, duke zhdukur kështu
mët e gjenocidit serb.

## DONALD



Ideatori i kampit të Guantanamos, ku torturohen të burgosurit muslimanë nga Afganistani dhe Iraku, ish-sekretari amerikan i Mbrojtjes, Donald Ramsfeld, pritet të përballet me gjyqin nën akuzën për padrejtësi dhe tortura. Dy qytetarë amerikanë janë lejuar që të çelin një çështje gjyqësore kundër tij, pasiqë pësuan padrejtësisht nga trupat amerikane në Irak.

**Përgatiti: Arsim JONUZI**

# Vdekja e Muavisë dhe shk

**Lufta e Sifinit solli takimin në Deumetul Xhendel (38h-658g). Në këtë takim ishte paraparë që të vendoseshin kriteret ose kushtet se kujt i jepet e drejta për të qenë kandidat për kalif dhe të vendosej mënyra e zgjedhjes së tij. Për shkak të mungesës së argumenteve ose për shkak të rrethanave që u shkaktuan në atë kohë, përfaqësuesit e dy liderëve nuk arritën të merreshin vesh dhe kështu çështja mbeti e pa zgjidhur**



**Muhamed J. KAJOLLI**

Kur e pa se shëndeti iu dobësua, një ditë, në hutben e xhumasë, Muavija tha: 'Unë jam sikurse fara e mbjellë, ndërsa pushteti im u zgjat, derisa ju jeni lodhur me mua edhe unë jam lodhur me ju. E dëshironit ndarjen nga unë ashtu sikurse edhe unë nga ju. Por një gjë duhet ta dini, ai që do të vijë pas meje nuk do të jetë më i mirë se unë, mu ashtu sikur që kur erdha unë, ata para meje ishin më të mirë se unë'. Pastaj thuhet se ka thënë: "Ai i cili e dëshiron takimin me Zotin e vet, Allahu e dëshiron takimin me të. O Lartmadhëri, unë e dëshiroj takimin me Ty, prandaj dëshiroje takimin dhe më begato në të"! (Ethir: 4/ 523)

Përderisa Muavija e kishte caktuar djalin e tij Jezidin trashëgimtar të tij që prej shumë kohësh, ai me siguri e kishte këshilluar vazhdimisht se si duhej t'i udhëhiqte krahinat e shtetit. Historianët thonë se ditët që Muavija po jepte amanetin e fundit, Jezidi nuk ishte aty, prandaj, porosia i është dhënë këshilltarëve të tij e jo drejtpërdrejt atij. Mirëpo pak rëndësi ka se kush ia përcolli porosinë, me rëndësi është përmbajtja e porosisë.

Djalit tim Jezidit: "Biri im, më është afruar vdekja dhe së shpejti do të shkoj. Po të lë disa gjëra. Përgjithësisht t'i kam poshtëruar armiqtë dhe t'i kam nënshtruar arabët. Këta i ke të grumbulluar në një vend dhe i ke në një mendje. Unë nuk frikësohem se ata do të kundërshtojnë në ndonjë gjë të rëndësishme që të mund të shkaktojnë ndonjë dëm, me përjashtim të katër personave nga kurejshitët. Husejni i biri Alisë, Abdullah ibën Omeri, Abdurrahman ibën Ebi Bekr[1] dhe Abdullah ibën Zubejri. Sa i përket djalit të Omerit, atë e ka kapluar feja dhe adhurimi. Nëse nuk ke problem me të tjerët, ky ta jep besën pa problem. Ndërsa Hysejni, nëse nuk merr ftesë nga populli i Irakut, mirë, por nëse shkon atje, tregoja kthetrat dhe përpiqu të bësh marrëveshje me të, sepse ai është shpirtmadh dhe e ka hak. Sa i përket djalit të Ebu Bekrit, nëse i sheh shokët e tij se po bëjnë ndonjë gjë, ai iu bashkëngjitet, në të kundërtën mos ke frikë nga ai, sepse nuk ka peshë të madhe. Ai është i dhënë pas ahengjeve dhe grave. Ai i cili do të jetë ankthi yt, është dinakëria e Abdullah ibën Zubejrit. Kij kujdes prej tij dhe kur të jepet mundësia vërsulju dhe bëje copë-copë".[2] (Taberi: 5/ 217, Ethir: 4/523. Ibën Kethir: 6/ 161)

Muavija, në momentet e fundit të jetës së tij, la këtë porosi. "Po jepte grahmat e fundit, dhe po atë ditë vdiq. Pak para se të ndërronte jetë ju tha të pranishmëve: 'Pejgamberi s.a.v.s. ma kishte veshur këtë këmishë dhe e kisha ruajtur fort dhe, një ditë, derisa po i priste thonjtë, ia mora mbetjet e thonjve dhe i futa në këtë shishe. Kur të vdes ma vishni këtë këmishë dhe m'i vendosni mbetjet e thonjve të tij në sy dhe në gojë, mbase Allahu do të më mëshirojë nga mirësitë e tyre". (Taberij: 5/ 220, Ethir: 4/ 524)

Kur dëgjoi për vdekjen e tij, Ibën Abasi ishte ulur në një restorant dhe i tha kamerierit që ta pastronte tavolinën. Qëndroi një orë pa folur dhe, më në fund, tha: "Kodrat u dridhëruan, iku e gjithë pasuria me trupin e tij. Vallahi nuk përfundoi ashtu siç ishte dhe vështirë të vijë ndokush tjetër si ai. O Allah, hapi mirësitë për Muavinë tek ne dhe tek bijtë e xhaxhallarëve, të cilët kërkojnë majën, na bëj një trup midis nesh. Vrite atë që mundohet të na përçajë, ai i cili do të mashtrohet nga ne, sepse nuk ka sikur ne. Ne nuk i mashtrojmë, mirëpo nuk gjejmë sikur ata. Ashtu siç tha poeti: Pse po më torturon? Sepse nuk po gjej dikë tjetër ta torturoj. Vallahi djali tij është më i mirë prej familjes së tij nga të tjerët. Pastroje tavolinën, or djalosh, pastroje.

Derisa djaloshi po e pastronte tryezën, erdhi përfaqësuesi i Halid ibën Hakemit dhe i tha: 'Më jep dorën e besës për birin e tij!' Ai i tha përfaqësuesit: 'Bëji selam emirit dhe thuaji: Nuk ka mbetur gjë për t'u frikësuar. Gjyko sipas urdhrave të tu, se je vetë gjykatës, nëse e ecura të është e lehtë, ndiqe degjenerimin njerëzor...." (Dinuri:202)

Kështu e përshkroi Ibën Abasi vdekjen e Muavisë dhe ditët që do të pasonin. Ai ishte i vetëdijshëm se disa prej familjes së tij të ngushtë dhe të tjerë do ta kundërshtonin ardhjen e Jezidit dhe, për këtë arsye, edhe e përshkroi vdekjen e Muavisë në këtë mënyrë.

## Epilogu Ali r.a.-Muavije

Duke parë atë se çfarë ka ndodhur pas vdekjes së Osmanit r.a., e pashë të udhës ta përshkruaj shkurtimisht epilogun e mosmarrëveshjeve midis Muavisë dhe Alisë r.a. Për ta kuptuar më qartë shkakun e luftës së dytë civile, duhet t'i rikthehemi shkaqeve të luftës së parë civile. Me të përfunduar lufta e dytë civile, muslimanët do të ndahen në dy

# kaqet e luftës së dytë civile

fraksione. Këto dy rryma fillimisht u shkaktuan për shkaqe politike, për të mbaruar në fraksione të mëdha fetare. Pas kësaj lufte civile, dalëngadalë nëpër librat burimore të doktrinës së Islamit do të futen 'argumente' të reja fetare në emër të haditheve.[3] Këto erdhën nga njerëz që kishin për qëllim t'i përçanin muslimanët edhe më shumë se sa ishin. Këto 'argumente' sot njihen me emrin israilijate. Elitat muslimane po punojnë për evitimin e tyre.

1. Alia r.a. gjatë sundimit të tri kalifëve të parë qëndroi pranë tyre duke i këshilluar ata dhe njëkohësisht merrej me vendimet e Gjykatës së Lartë. Ai ishte më i dituri nga të gjithë të tjerët. Kjo do të thotë se ai nuk kishte rol udhëheqës në terren sikurse Muavia. Ky i fundit ishte konsoliduar në Sham dhe e ndiente veten të fuqishëm ushtarakisht dhe kjo e bëri atë që ta kundërshtonte urdhrin e kalifit-Alisë r.a.. Ndërsa kundërshtimi i kalifit do të thoshte përdhosje e drejtësisë islame. Muhammedi s.a.v.s. thotë: "Dëgjoni dhe respektoni udhëheqësin tuaj, qoftë ai rob nga Habeshe (Etiopia e sotme), qoftë koka e tij edhe sa një kokërr rrushi". (Dr.Hasan: 1/250)
2. Vdekja e Aliut r.a., në formën siç erdhi, sikur i shoi shpresat e ithtarëve të tij. Për të vazhduar rrugën, ithtarët e tij propozuan me ngulm për udhëheqës të tyre djalin e tij, Hasanin r.a. Mirëpo, duhet të kuptohet se ai, me ardhjen e tij, nuk mund të zinte vendin e babait të tij. Ai ishte një shkallë më poshtë se babai dhe kur e pa se disa shokë të ngushtë të babait të tij ishin të hamendur të luftonin, ai do të kërkonte marrëveshje me Muavinë për t'ia dorëzuar kalifatin. Të shumta janë arsyet e tjera pse Hasani r.a. dha dorëheqjen.
3. Ithtarët e Alisë r.a. ishin besimtarë shumë të devotshëm, mirëpo ata nuk ishin ushtarë të rregullt, sikurse ithtarët e Muavisë. Muavija kishte para vetes, krahas ushtarëve të stërvitur, edhe elitën e Shamit, të cilët kishin filluar të mësonin shumë nga kultura bizantine dhe kishin shijuar jetën e kësaj bote. Shkurt të themi, motivi i ithtarëve të Alisë r.a. ishte të sundonte drejtësia, ndërsa motivi i ithtarëve të Muavisë ishte ruajtja e pozitës së tyre.
4. Referencat e Muavisë ishin sukseset e Omerit r.a. në fushën e drejtësisë së tij kundrejt regjioneve, zhvillimit ekonomik, përparimit të përgjithshëm, çlirimin e territoreve në disa milion km2. Të gjitha këto të arritura të Omerit, ai ia atribuonte vetvetes së tij. Ai konsideronte se ishte njëri prej pjesëmarrësve të drejtpërdrejtë në sukseset e tij kundër bizantinëve.
5. Dy kalifët e parë Ebu Bekri dhe Omeri, *Zoti qoftë i kënaqur me këta*, nuk kishin ndonjë reputacion të gjerë midis fisit të tyre Kurejsh para paraqitjes së Islamit. Këta dy ishin pjesëtarë të familjeve të vogla dhe lidhja e tyre me anë të gjakut





nuk i bënte pasardhësit e tyre të pretendonin postin më të lartë në pushtet. Mirëpo drejtësia islame i zgjodhi për kalifë, dhe kështu me këtë zgjedhje ndryshoi historia e njerëzimit. Tani e tutje bota do të mësojë për zgjedhjet e para demokratike të kalifëve. Fatkeqësisht, për shkak të rrethanave që u zhvilluan atëkohë, zgjedhja e kalifit do të përmbysej shumë shpejt dhe zgjedhjet do të vazhdonin me avazin e vjetër, ndonëse kalifët mbretër në asnjë mënyrë nuk ishin kundër Kuranit, përkundrazi edhe ata u munduan ta jepnin maksimumin e tyre, por sipas vizionit të tyre e jo sipas shumicës së dijetarëve.[4]

6. Muhamedi s.a.v.s. kishte ngritur një shtet që u drejtua prej tij me struktura të bazuara në Kuran, të cilat ishin kombinim midis vendimeve të prera nga Zoti dhe vendimeve politike të mara nga shumica e dijetarëve.[5] Kështu vazhduan pa asnjë problem dy kalifët e parë, ndërsa kalifi i tretë, mbase për shkak të moshës së tij ose për shkak të rrethanave të tjera të krijuara, disa raste do t'i ikin nga dora. Kur erdhi në pushtet Alia r.a., ai gjatë tërë administrimit të tij do të përballej me eliminimin e luftës civile, e cila kishte shpërthyer në vend. Ata që e përkrahnin atë ishin të frymëzuar më shumë fetarisht se sa politikisht.

Mosrespektimi i gjashtë pikave të lartshënuara krijuan lëvizje të reja në shoqërinë muslimane. Lëvizjet ndërluftuese ishin: 1. Radikalët, të njohur si Havarixhë, 2. Mbrojtësit e drejtësisë islame (sheriatit), të përfaqësuar nga kalifi Ali r.a. dhe 3. Aristokracia, e përfaqësuar nga Muavia.

Kjo gjendje i ka përcjellë vazhdimisht jo vetëm popujt muslimanë, por mbarë njerëzimin përgjatë historisë. Nëse përcillen me vëmendje ngjarjet historike, do të vërejmë se njerëzimi gjithmonë është përballur midis së mirës dhe të keqes. Fatkeqësisht, e keqja kolektive përballë të mirës ka ngadhënjyer më shumë herë. Për t'i ikur gjakderdhjeve të mëdha, të mirët gjithmonë janë tërhequr, duke i lënë të lirë të këqijtë të veprojnë si ua ka pasur ëndja. Mirëpo e mira ka qëndruar dhe qëndron në shoqëritë e botës, por më shumë në formë individuale ose në grupe të vogla.[6]

## Shkaqet e fillimit të luftës së dytë civile ( 680-692)

Të gjitha prefekturat e shtetit musliman ishin në dijeni se pas vdekjes së Muavisë do të vinte për kalif djali i tij, Jezidi. Nëse të gjithë zyrtarët kishin votuar pro ardhjes së tij, kjo nuk do të thoshte se ai e kishte bekimin e të gjithë muslimanëve. Në shtetin e pas Osmanit r.a. kishin dalë mendime opozitare dhe ato pas vdekjes së Alisë r.a ishin shtuar edhe më shumë.

Shiat ose shiitët[7] e Alisë r.a.[8] qëndruan të heshtur ose ishin pa pretendime derisa ishte gjallë Muavia, mirëpo pas vdekjes së tij, ata nuk kishin më arsye të mos kërkonin drejtësinë islame rreth zgjedhjes së kalifit. Mirëpo, sa ishin pjekur kushtet që t'i realizonin kërkesat e tyre të drejta, do të na tregojnë temat në vazhdim.

Përveç këtyre, në mesin e këtij shteti kishte edhe zëra të tjerë të pakënaqurish. Ata fillimisht ishin me Alinë r.a., mirëpo ishin ndarë prej tij dhe kishin formuar fraksion të ri, të cilët i quajtën havarixhë. Ata ishin kundërshtarë të përbetuar të regjimit të Muavisë edhe pse gjatë sundimit të tij ky fraksion ishte dobësuar shumë dhe nuk konsiderohej si rrymë e rrezikshme në këtë periudhë kohore.

Mendim opozitar kishin edhe shumë elementë të tjerë që nuk i përkisnin grupit të muslimanëve, sikurse që ishin: krishterët, hebrenjtë, zjarrputistët, paganët, politeistët etj. Mirëpo këta opozitarë ishin të shpërndarë nëpër territorin e shtetit të stërmadh musliman dhe nuk përbënin ndonjë rrezik të veçantë për shkak të mosarritjes së organizimit të tyre politik. I bazuar në mënyrën e jetesës së asaj kohe themi se organizimi politik i këtyre grupeve ishte i pamundur. Mirëpo, si duket, këta kanë ndikuar dukshëm në ndërhyrjen e teksteve autentike të Pejgamberit s.a.v.s. në interpretimin e Kuranit dhe në doktrinën filozofike të fesë, por jo edhe në tekstin origjinal të Kuranit, sepse Kurani ishte dhe mbeti i pandryshuar në saje të kujdesit të veçantë nga dijetarët, kaligrafët, hafizët dhe në veçanti Kurani ishte siguruar drejtpërdrejt nga Allahu i Lartmadhëruar.

Kështu si rryma që mund të shtrinin ndikimin e tyre ideologjik dhe politik ishin ithtarët (shiat) e Alisë dhe shiat e Muavisë. Kësaj radhe këto dy rryma të fuqishme do të ndesheshin për shkak të emërimit të kalifit nga ana e Muavisë. Për këtë arsye, përpara se të flasim për luftën civile, e shoh të udhës që të sjell një temë të veçantë që ka të bëjë me kalifin dhe vizionin islam për të.

## Kalifi

Lufta e Sifinit solli takimin në Deumetul Xhendel (38h-658g). Në këtë ta-

kim ishte paraparë që të vendoseshin kriteret ose kushtet se kujt i jepet e drejta për të qenë kandidat për kalif dhe të vendosej mënyra e zgjedhjes së tij. Për shkak të mungesës së argumenteve ose për shkak të rrethanave që u shkaktuan në atë kohë, përfaqësuesit e dy liderëve nuk arritën të merren vesh dhe kështu çështja mbeti e pazgjidhur.

Me vrasjen e Alisë r.a. dhe të birit të tij Hasanit r.a., kjo çështje sikur u la në harresë. Muavia qe i vendosur ta vendoste djalin e tij për kalif dhe kjo vendosmëri nuk iu la dijetarëve mundësinë të merreshin me këtë temë shumë të rëndësishme për institucionin e kalifit në Islam. Ne nuk kemi të dhëna kronologjike të ngjarjeve historike që të na tregojnë se si kanë rrjedhur ngjarjet rreth këtij institucioni, përveç mendimeve të shfaqura nga shkollat e ndryshme, të cilat lindën pas dy shekujve. Mirëpo shkollat nuk ishin vendimmarrëse dhe kështu asnjëherë në historinë e shtetit islam institucioni i kalifit nuk ishte implementar ashtu siç e kërkonin standardet islame për kalifin.

Në këtë periudhë kohore (të djalit të Muavisë) kemi vetëm iniciativën e Hyseinit r.a. për të ndryshuar ndonjë gjë, iniciativë e cila shkaktoi vrasjen e tij në Kerbela dhe, pak më vonë, kemi shpalljen e Abdullah ibën Zubejrit kalif të muslimanëve. Kur emevitët e panë se ibën Zubejri po zgjerohej gradualisht në Hixhaz, ata do të ndërmerrnin një sulm të fuqishëm dhe kështu edhe kjo lëvizje u shua më 692. Me vrasjen e Abdullah ibën Zubejrit dijetarët për një kohë të gjatë nuk do të merreshin me ligjshmërinë institucionale të kalifit dhe kushtet e kandidatëve për këtë post.

Deri tani nuk kam gjetur asnjë iniciativë institucionale që qytetarët e shtetit islam të jenë marrë seriozisht për ndryshimin e kushtetutës kundër kalifit mbret. Kjo formë e shpikur prej emevitëve sikur iu pëlqeu edhe abasidëve[9] dhe më pas edhe dinastive të tjera deri te sulltanët osmanë. Herë pas here, përgjatë historisë disa shekullore të ekzistimit të këtij shteti, kemi pasur iniciativa të pastra islame, por ato nuk ishin për të rregulluar sistemin e brendshëm kushtetues, por iniciativat kishin të bënin me dëbimin e pushtuesve kryqtarë nga tokat muslimane.

Kalifët mbretër e ndienin veten tamam si kalif, por në fakt, ata nuk kishin ardhur në atë post në mënyrë demokratike. P.sh. Sulltan Abdul Hamiti ishte njëri prej sulltanëve të fundit, i cili e ndiente veten si kalif. Ai në librin e tij 'Kujtimet e mia nga politika' shprehej kështu: "Fati i Anglisë, i Francës, i Rusisë dhe i Holandës konsiderohet se gjendet në dorën time, derisa të vazhdoj ky bashkim i muslimanëve,[10] sepse një fjalë e kalifit për qytetarët e vendeve muslimane mjafton për shpalljen e xhihadit dhe kjo gjë do të thotë një fatkeqësi për kristianët." [11] (Sulltan: 170)

Në kontest të kësaj sa thamë më sipër, Sir Thomas W. Arnold në librin e tij 'The Caliphate' na paraqiti dallimin midis kalifatit në lindje dhe perandorisë së shenjtë romake në perëndim. Ai thotë: 'Që të dy sistemet bazoheshin në forcën e fesë dhe që të dy fetë ishin mbarëbotërore dhe vepronin të merrnin primatin në botë. Mirëpo, perandoria e shenjtë nuk ishte një sistem i ri i themeluar, ajo ishte vazhdimësi e perandorisë politeiste, përderisa perandori Sherliman e kishte marrë nofkën mosmirënjohësi i politeizmit. Ashtu siç kishim në perëndim dy sundues: njëri merrej me problemet e kohës dhe quhej perandor, dhe tjetri me shpirtëroren dhe quhej Papë. Ndërsa Kalifi nuk bazohej në një sistem të hershëm politik, me paraqitjen e Islamit ai kishte një sistem të ri të themeluar, i cili zhvillohej sipas rrethanave të paraqitura në shoqëri. Në mënyrë shumë të thjeshtë, elita arabe dominoi në popullin pers dhe në pjesën më të madhe të perandorisë lindore. Kalifi ishte sundues politik i cili i kishte bashkuar dy forcat, si ato të kohës dhe ato të shpirtit. Ai nuk ishte i përgatitur vetëm për mbrojtjen e fesë, ai, si i pari i fesë, kishte kompetenca të shpallte luftën kundër armiqve dhe, njëkohësisht, iu printe njerëzve në namaz dhe mbante ligjëratën e xhumasë. Krahasuar me të, Papa ishte vetëm një prift i madh, i cili kishte kompetencë t'iu falte gabimet e mëkatarëve. Ky konsiderohej autoriteti më i lartë i çështjeve fetare. (The caliphate: pp.1-2)

## Kushtet për kalif

Para se të flasim mbi kushtet e kalifit, mendoj të shpjegoj termin 'kalif' sepse shumëkush e përzien atë me Papën e krishterëve. Këto janë dy institucione që dallojnë shumë nga njëra-tjetra.

*Khalife,* në shqip kalifi, është fjalë arabe që do të thotë zëvendësues, mëkëmbës ose përfaqësues i Zotit në Tokë. Në Kuran, Allahu i Lartëmadhëruar thotë: "*Unë do të krijoj një Khalife (mëkëmbës) në Tokë*"[12] si dhe "*Ai ju ka bërë Khalaife (trashëgues)*[13] *në Tokë*"[14].

Kur vdiq Muhamedi s.a.v.s., pas tij u zgjodh Ebu Bekri. Dikush atij i tha: -O mëkëmbësi Allahut-*Khalifetullah.* Ai reagoi menjëherë dhe i tha: -Jo, unë jam mëkëmbësi i të Dërguarit të Allahut, *Khalifetu resulullah.*

Nga kjo fjali nxjerrim se kalifi është dy llojesh:

1. Të qenit njeri, njëherësh nënkupton edhe të qenit kalif i Zotit në Tokë. I gjithë njerëzimi ka pranuar amanetin (përgjegjësinë) e Allahut të Lartmadhëruar,[15] dhe, mbi këtë bazë ose sipas doktrinës islame, secili njeri veç e veç është kalif i Zotit në Tokë. Pra, ai lind i lirë dhe askush nuk ka të drejtë ta robërojë.
2. Kalifi i zgjedhur nga qytetarët për të udhëhequr dhe administruar shtetin islam.

Kalif, në kuptimin terminologjik, do të thotë: Shefi ose përgjegjësi i përgjithshëm, i cili ngarkohet për t'u marrë me





problemet fetare dhe problemet e botës në mungesë të Pejgaberit s.a.v.s.. Për të qenë më precizë, ne do të sjellim definicionin e Ibn Haldunit i cili thotë: Kalifi është bartësi i përgjithshëm i ekzekutimit të vendimeve, shikuar nga këndi i sheriatit (jurisprudencës islame) për të mirën e kësaj bote dhe botës tjetër. Pra, të gjitha problemet e botës do t'i parashtrohen jurisprudencës islame për të mos rënë ndesh me Ahireitn.[16] Në realitet, kalifi është padroni i sheriatit, i cili përkujdeset për fenë dhe politikën e botës. (Mukadime: 166)

Pozita e kalifit në bashkësinë ose umetin tonë është sikurse pozita e Pejgaberit s.a.v.s. me besimtarët. Ai duhet respektuar dhe dëgjuar,[17] fjala e tij duhet të krahasohet me fjalën e Pejgamberit s.a.v.s., i cili predikonte fenë dhe merrej me problemet e kësaj bote. Dallimi midis kalifit dhe Pejgamberit s.a.v.s. është se kalifi nuk inspirohet nga Zoti, por bazohet në thëniet e Kuranit dhe traditën e Pejgamberit s.a.v.s.

## Kushtet për të kandiduar për kalif

Kusht për t'u bërë kalif është: të zgjidhet njeriu i cili i plotëson kushtet për të qenë i pari i shtetit me anë të votave të lira nga qytetarët e shtetit islam. Maverdi (......- 1058) ka përcaktuar pesë kushte, prej të cilave kushti i pestë ka hasur në debate të shumta midis dijetarëve:

1. I ditur, - të ketë dituri të bollshme[18] sa të merret me dispozitat e reja, si në fushën e përditshmërisë ashtu edhe të së drejtës islame.
2. I drejtë, - të ketë biografinë e një njeriu me karakter të qëndrueshëm dhe të jetë larg mëkateve.
3. I aftë, - të dijë dhe të menaxhojë kufijtë e secilit send, të jetë syçelë në debate, konflikte e luftëra, si dhe përgjegjës i mobilizimit të përgjithshëm. Të jetë fjala e fundit e mendimit dhe e planifikimit.
4. Të mos jetë i shëmtuar ose me të meta fizike sa të përflitet për to.
5. Kurejshit, - të jetë prej fisit kurejsh të Mekës. Për këtë pikë është debatuar gjerë e gjatë nga dijetarët. Ajo që e ka shtyrë Maverdin të sjellë këtë pikë të pestë është vendimi i shumicës së sahabëve në përzgjedhjen e Ebu Bekrit për kalif dhe të qenit e tij kurejshit. ■

**...vazhdon...**

---

*1 Nuk mund të thuhet se porosia në të cilën është përmendur Abdurrahmani nuk është e vërtetë edhe pse ai kishte vdekur. Në atë kohë ka mundur t'iu shpëtojnë informatat, ose ato kanë mbërritur me vonesë te Muavia. Nëse bazohemi në Usudul Gabe mësojmë se Abdurrahmani kishte vdekur dhjetë kilometra pa mbërritur në Mekë, derisa ishte në gjumë. Ndërsa kjo ka ndodhur, sipas tij, pak kohë para se të vdiste Muavia.*

*2 Në një version tjetër thuhet se, kur po e jepte amanetin e fundit Muavia, Jezidi nuk ishte aty dhe ai ia la porosinë këshilltarëve të tij. Përmbajtja është pothuajse e njëjtë. Ai gjithashtu e këshillon edhe për popullin e Irakut ku i thotë: 'Nëse irakianët të kërkojnë ta zëvendësojnë prefektin e tyre çdo ditë bëje, kështu e kursen veten nga njëqindmijë shpata kundër tyre...'. Kjo letër duhet të jetë letra e fundit, sepse në të nuk përmendet Abdurrahman ibn Ebi Bekri.*

*3 Hadithe, thënie ose veprime të Muhamedit s.a.v.s. Sot e kësaj dite mualimanët bazohen në hadithe të shumta, të cilat nuk përputhem me Kuranin. Ehli suneti akuzon shiat, ndërsa shiat akuzojnë ehli sunetin, për parregullsitë brenda tyre. Për t'i larguar këto hadithe të rrejshme, muslimanët e sotëm duhet t'i harrojnë ngjarjet e dhembshme politike midis fraksioneve. Motoja jonë duhet të jetë: - Ne jemi muslimanë, nuk jemi shia e as sunij, por ne jemi vetëm MUSLIMANË, ashtu siç ishin katër kalifët e drejtë, vetëm MUSLIMANË.*

*4 Sot na janë të njohura të arriturat shkencore dhe kulturore të muslimanëve, mirëpo sikur të veprohej sipas ecurisë së katër kalifëve të parë, bota do të mësonte shumë më shumë se kaq.*

*5 Me gjuhën e sotme vendimet e dijetarëve mund të konsiderohen vendime ose ligje laike.*

*6 Mbase jemi në shekullin që paralajmëroi Muhamedi s.a.v.s. se e drejta islame do të ngadhënjejë edhe një herë në botë. Kjo katrahurë dhe anarki njerëzore them se e përshpejtoi ardhjen e drejtësisë islame në këtë fundshekull.*

*7 Shiat ose shiitët -i solla në këtë mënyrë, sa për ta kuptuar lexuesi i thjeshtë se kemi të bëjmë me një term i cili do të thotë ithtar i një grupi politik ose fetar. Në këtë rast kemi shiat e Alisë ose shiat e Muavisë, ose ....*

*8 Ende njiheshin si bartësit e drejtësisë islame në vend.*

*9 Përjashto shiat institucioni i të cilëve ishte i imamëve.*

*10 Në kohën (1898) kur ai në këtë mënyrë po i kërcënonte shtetet më të fuqishme të botës, ishin grahmat e fundit të shtetit osman. Ai e njihte veten si kalif i tërë muslimanëve, se cila ishte ideja e tij për shpalljen e xhihadit dhe nuk e bëri një gjë të tillë vetëm një Allah e di mendimin e tij.*

*11 Si duket muslimanët e kishin kuptuar gabimisht thënien e Pejgamberit s.a.v.s. "Dëgjoni dhe respektoni udhëheqësin tuaj qoftë ai rob nga Habeshe (Etiopia), qoftë koka e tij edhe sa një kokërr rrushi"*

*12 Kuran, 2 Bekare: 30*

*13 Khalaif është shumësi i Khalifes: mund të përkthehet edhe si trashëgimtar ose pasardhës ..., por gjithsesi rrënja e fjalës në këtë rast te ky ajet në arabishte është Khalefe ose Khalife.*

*14 Kuran, 6 El En'am: 165*

*15 Shih Kuranin, 33 el-Ahzab: 72*

*16 Islami, përveç jetës së kësaj bote, njeh edhe jetën e botës tjetër -Ahiretin.*

*17 Gjithmonë, përderisa ai është i bazuar në Kuran dhe traditën e saktë të Muhamedit s.a.v.s. Në momentin që ai i shmanget këtyre dy burimeve, ai mund të kundërshtohet.*

*18 Mundësisht të jetë më i dituri nga të gjithë kandidatët.*

# DR. SHEFQET KRASNIQI: KONTROVERS APO I DEVOTSHËM?

**Fadil MALOKU**

Që në fillim duhet theksuar se të flasësh për librin e dr. Shefqet Krasniqit "**Qëndrime në kohë**", e aq më tepër për personalitetin e tij që për dikë është njeri padyshim i devotshëm dhe njeri që predikon islamin burimor, e për dikë bile edhe kontrovers, nuk është bash punë e lehtë për shumë arsye. Unë këtu shkurtimisht jam munduar pak a shumë t'i shtjellojë si njërin ashtu edhe tjetrin fakt. Andaj mendimet e mia i filloj me një konstatim fillestar se:

Libri i dr. Shefqet Krasniqit" **Qëndrime në kohë**", është një libër përplot polemika me realitetin, njerëzit dhe fenomenet përreth tij. Një libër që në të vërtetë është një përmbledhje e komenteve, analizave, shpjegimeve dhe diskurseve mbi: jetën, edukatën fetare, konditat fondamentale të Islamit, problemet sociale e padyshim edhe sjelljeve devijante që autori në fjalë i sheh si pasojë e mosrespektimit të normës fetare islame dhe traditës shqiptare, që pas mbarimit të luftës, në vend që të forcohen ato filluan të zbehen, bile edhe të projektohen nga disa si pengesa serioze në konsolidimin moral, e besa edhe social të shoqërisë kosovare në proceset e reja demokratike gjatë gjithë periudhës së pasluftës.

Temat që dr. Krasniqi i trajton janë tema që në realitet nuk janë edhe aq të panjohura për publikun e gjerë, ngaqë të njëjtat ai i ka predikuar nëpër xhami, tubime, takime, por edhe i ka botuar nëpër gazeta dhe revista të tjera publike brenda dhe jashtë vendit. Kështu që autori vazhdon me vëmendje dhe stil të njëjtë të eksploroje dukuri dhe ngjarje nga me të ndryshmet, si nga përditshmëria ashtu edhe e kaluara e begatshme e të Dërguarit të Allahut, Muhamedit a.s.

Ajo çka e karakterizon këtë libër pa dyshim është stili i njëjtë i të shkruarit e sidomos i të gjykuarit për temat që ai i shtjellon . Një stil pra, këshillëdhënës e udhërrëfyes për të gjithë ata që mëtojnë të jenë të dobishëm jo vetëm për Krijuesin (që është primare te një besimtar i fesë islame), por edhe për shoqërinë.



Dr. Shefqet Krasniqi - autor i librit "Qëndrime në kohë"

Nëse e analizojmë me kujdes qasjen e tij interaktive, hetojmë se temat që ai i zgjedh në vazhdimësi në spikamë e kanë krahasimin e ngjarjeve, ndodhive, por edhe zhvillimeve dhe proceseve nga koha e Muhamedit a.s., gjë që për një klerik fetar si dr. Krasniqi është e natyrshme dhe e kuptueshme. E themi kështu, ngaqë detyra dhe natyra e tij profesionale e obligojnë një qasje të tillë. Doktori, gjithashtu edhe kur flet për fenomenet dhe normat devijuese sociale të kohës sonë, nuk del fare nga korniza normative islame.

Nuk del edhe për shkak se Islamin ai e sheh edhe si realitet historik e shoqëror, por edhe si një kornizë ideologjike (në kuptimin e sistemit të idealeve), pra një kërkim alternativ dhe një perspektivë që duhet domosdoshmërisht t'i ndriçojë jo vetëm zemrat e njerëzve, pra qytetarëve të Kosovës, por njëkohësisht edhe mendjet së bashku me bindjet e tyre mbi botën dhe shoqërinë në përgjithësi. Kur të kihen parasysh të gjitha rrethanat aktuale së bashku me influencimet e brendshme dhe sidomos ato të jashtme, predikimi i tij duket goxha një punë Sizifi!

Duket kështu edhe për faktin se Kosova akoma mbetet një poligon si u them unë studentëve të mi, "poligon eksperimentimesh *sui generis*"*!* Por, doktor Krasniqi nuk shqetësohet fort për këto përpjekje ndikimesh jo vetëm fetare, civilizuese e gjithsesi edhe kulturore. Ai, vazhdon misionin e tij të edukimit fetar, duke shfrytëzuar madje të gjitha përparësitë e teknologjisë informative, gjë që për një klerik fetar dosido është një risi edhe për faktin se në traditën tonë roli i një hoxhe më shumë u përkiste ritualeve fetare e më pak atyre shoqërore, e në veçanti problemeve politike.

Gjithashtu, meqë jemi në procesin e promovimit të këtij libri, një çështje tjetër që kujtoj se duhet t'i kushtohet vëmendje, është pa dyshim edhe stili i tij *(pa dyshim i rreptë sidomos kur janë në pyetje referencat fetare)* i komunikimit dhe gjykimit për problemet shoqërore me publikun e gjerë, e sidomos me të rinjtë, ku ai supozoj e ka të shtrirë ndikimin e tij më të madh se sa te shtresat e tjera shoqërore *(intelektualët p.sh. dhe në veçanti disa nga politikanët që shohin frikë; nga më të ndryshmet!)*, që në një farë mënyre hezitojnë ta pranojnë gjykimin e tij për problemet aktuale, natyrisht devijante në shoqëri.

Por dr. Krasniqi, duke përdorur mediat e shkruara dhe ato elektronike, arrin ta zbutë këtë fobi të këtyre njerëzve dhe sidomos të një pjese intelektuale edhe për faktin se mendimet dhe gjykimet

e tij, pa përtesë, i bën publike dhe tejet transparente! Duke ndërprerë kështu në një farë mënyre edhe traditën e mëhershme të komunikimit të tipit të mbyllur me xhematin, përkatësisht publikun ekskluziv të xhamive dhe tubimeve mortore.

Natyrisht, duke e bërë punën dhe aktivitetin e tij fetar publik, ai iu ekspozua keqkuptimeve e keqinterpretimeve herë të natyrshme e herë të panatyrshme, të cilat siç e dimë të gjithë nuk kanë pushuar së ndaluri. Por, meqë objekt i analizës sonë nuk janë këto mësymje e herë-herë edhe sulme nga më të ndryshmet, nuk po ndalemi më shumë këtu.

Tjetër që e dallon dr. Krasniqin nga tipi klasik i një kleriku fetar islam është pa dyshim larmia e ligjëratave që ai i pasuron me elemente të reja ofertuese, siç janë tribunat shkencore, mbajtja e tubimeve në vende të hapura, shkrimet nëpër gazeta, pra më thjesht mediumeve të shkruara dhe atyre elektronike, etj. që lë të kuptosh se sa ai e ka të qartë obligimin e tij hyjnor, si edhe kohën në të cilën ai jeton dhe vepron.

Një tjetër aspekt që mendoj se i referohet këtij libri është edhe se me këtë libër, dr. Krasniqi definitivisht dëshmon momentin e "shkurorëzimit" të tij nga mënyra ose qasja tradicionale e komunikimit me publikun e gjerë, ku gjuha e argumentit metafizik merrte gjithnjë trajtën e një shpjegimi shumë më tepër mitologjik se sa të atij fetar.

Dr. Krasniqi, duke arritur kështu ta mbajë vëmendjen e dëgjuesit përherë të zgjuar dhe herë-herë edhe mobilizuese në kuptimin e të bindurit të asaj që e dëgjon qoftë si ligjëratë ose si interpretim i ajeteve kuranore ose haditheve të Muhamedit a.s., bëhet më atraktiv dhe më interesant për ata që dëgjojnë dhe kuptojnë të vërtetën dhe porositë e haditheve dhe ajeteve kuranore.

Mendoj që këtë veçanti të qasjes me publikun, thënë me gjuhën e një sociologu, të dr. Krasniqit kisha për ta ndërlidhur pak a shumë edhe me përgatitjen e tij akademike, pastaj përvojën e ligjërimit, e sidomos karizmin që ai arrin ta ndërtojë jo vetëm ndaj vetvetes, por sidomos ndaj audiencës që e dëgjon.

Dhe në fund, një tjetër çështje që unë e konsideroj me rëndësi kur është në pyetje libri në fjalë dhe përgjithësisht fenomeni i personalitetit të dr. Shefqet Krasniqit pa dyshim ka të bëjë edhe me bujën që bën ose ka bërë në fakt paraqitja e tij ndaj Islamit, që shpeshherë ka çuar në keqkuptimin e autorit në fjalë. Keqkuptimi, për të mos thënë edhe shpeshherë keqinterpretimi i thënieve ose paraqitjeve të tij në publik, ka bërë që qarqet e ndryshme ta vënë atë shpeshherë edhe në altarin e një njeriu shumë të rrezikshëm, të cilësuar edhe si vehabist (ndërkaq ai që në fillim të librit menjëherë u jep përgjigje të gjithëve atyre që me qëllim ose pa qëllim e kanë marrë e trajtuar si pasues të Muhamed Abdu-l- Vehahbit, një reformatori dhe dijetari siç e quan Krasniqi) dhe njeri, i cili në realitet "islamin tradicional" ose siç e kanë quajtur disa edhe si "islam i butë" po bën përpjekje ta zëvendësoje me një "islam radikal", "islam ideologjik", etj. cilësime këto që nuk janë të njohura në diskursin as tradicional e as bashkëkohor fetar islam.



Shkolla dhe xhamia - dy objekte që duhet të përcjellin besimtarin gjatë tërë jetës

Islami, si fe monoteiste, nuk ka pasur, nuk ka dhe nuk besojë që do të ketë 'izmin' e vet ideologjik në Kosovë edhe për dy arsye ose shkaqe fondamentale logjike.

**Njëri** që ka të bëjë konstatimin se ndër shqiptarët e Ballkanit ndjenja ose identiteti kombëtar është shumë më i fuqishëm se sa ai fetar.

**Tjetri** se në formësimin kulturor e civilizues të shqiptarëve një rol të madh dhe kujtoj të pakontestueshëm kanë lozur agjentë socializues të faktorit gjeografik, pra evropian që dosido ka ndikuar edhe në sjelljen kolektive të shqiptarëve në këtë pjesë të botës.

Ky konstatim për 'izmin' ideologjik fetar në Kosovë gjithsesi ka edhe shpjegime të tjera shtesë, si atë sociologjik që akoma mbetet i pasintetizuar dhe analizuar sa duhet, pastaj atë historik, kulturor e etnopsikologjik që ekspertëve



të lëmenjve përkatës u mbetet të japin përgjigje adekuate.

Pa dashur të bëhem as avokat e as prokuror i librit më duhet të them se pa dyshim në formimin e tij si intelektual dhe si interpretues, ose më mirë siç thotë ai vetë si:"...thirrës në rrugën e Allahut xh.sh" kanë ndikuar rrethanat dhe qëndrimi i tij në Arabinë Saudite (mbi 15 vite), ku Islami është praktikë dhe synim hyjnor në të gjitha poret e jetës shoqërore, e sidomos asaj politike.

Pra, i brumosur kështu me një interpretim pakëz më dogmatik kisha me thënë të Islamit, si edhe duke mos hetuar ndryshimet shoqërore e politike gjatë mungesës së tij 15 vjeçare, ai që nga fillimi u anatemua si nga kolegët e tij, ashtu edhe nga një grup mediash që ushqejnë mësymjet dhe paragjykimet ndaj Islamit si praktikë, dhe pa dyshim edhe pjesë e kulturës fetare këtu në Kosovë.

I "pregatitur" siç thotë edhe vetë dr. Krasniqi për stigmatizimet dhe paragjykimet që do i vejnë atij si një udhëheqës potencial i një "islami radikal", e "islami ideologjik", madje edhe "islami vehabist" në Kosovën e pasluftës, ai arriti që predikimet e tij të mos i mbajë mbyllur vetëm nëpër xhami dhe shtëpi të mbyllura, por të dalë edhe në medie që ishte për kohën një *non sens*(!), por edhe një risi në kuptimin se në sistemin komunist feja dhe predikimet fetare ishin të rezervuara ekskluzivisht vetëm për në xhami dhe vende të mbyllura. Përkundër të gjitha stigmatizimeve, paragjykimeve dhe anatemimeve, sidomos atyre personale që u ushtruan ndaj tij si predikues i fesë islame, siç thotë edhe ai vetë me bekimin e Allahut xh.sh. arriti t'i tejkalojë, e për mendimin tim edhe t'i bindë sado kudo në vija të trasha të gjithë kundërshtarët e tij, qofshin brenda dhe jashtë llojit të tij, se: puna dhe gjithë angazhimi i tij fetar është tejet transparente dhe se kushdo që dëshiron të polemizojë me konceptet dhe bindjet e tij mund ta provojë atë me gjuhën dhe argumentet që posedon në sferën përkatëse fetare.

Një meritë që kujtoj se i takon ta pronësojë si të vetën Hoxhë Krasniqi, për mendimin tim është ajo (siç thotë vetë ai)"...*se hoxha është një intelektual sikurse edhe te tjerët ...dhe se ..hoxhallarët nuk janë vetëm për xhami, mevlude e qelime, por se ata dinë të flasin e të shkruajnë edhe jashtë xhamive*".

Është e vërtetë se ndërkomunikimi, nëse mund ta shquaj kështu këtë; "dalje" nga diskursi fetar në atë social, i takon pa mëdyshje dr. Shefqetit. E them kështu edhe për shkak se ai në Kosovë, e kujtoj edhe më gjerë, është ndër të parët në mos i pari që temat sociale t'i interpretojë jo vetëm nga këndvështrimi e gjykimi i utilitarizmit që shoqëria, çfarëdo qoftë ajo, ka dobi nga njerëzit dhe praktikuesit e Islamit, që realisht i ka munguar publicistikës sonë fetare, por edhe ai i kohezionit social që për një sociolog si unë është interesant të kuptojë se ku dhe si autori e ndërlidh doktrinën fetare islame me zhvillimet aktuale shoqërore sociale e ngandonjëherë edhe ato politike.

Thënë të drejtën isha shumë kureshtar ta kuptoj mënyrën se si ai i ndërlidh temat që i eksploron në të përditshmen në fjalë dhe mund të them se është evident një liberalizim i të menduarit dhe të gjykuarit, krahasuar me periudhën e mëhershme pesëmbëdhjetë vjeçare të ndërtimit të tij si predikues i fesë islame.

Uroj që Allahu t'i falë shëndet dhe natyrisht edhe të shkruajë më shumë për problemet e përditshme sociale e pse jo edhe ato politike, ngaqë vetëm kështu ai dhe të tjerët si ai u ikin keqkuptimeve dhe keqinterpretimeve ngado që ato vijnë. Tekefundit po pretendojmë të jetojmë në demokraci, ku respektimi i fjalës dhe mendimit të lirë duhet të jenë kuti më i shëndetshëm për liritë e tjera, në mesin e të cilave edhe lirisë fetare pa marrë parasysh se për cilën fe monoteiste është fjala. Andaj devotshmëria dhe kontraversteti i çdo njërit në ditët e sotme matet jo me fjalë, por me vepra dhe me përkushtim ndaj njerëzve, qytetarëve të vendit ku ai jeton dhe vepron. ■

# Islami minimal(-isht) i kuptueshëm nga

Amel ILMIU

Në këtë kohë kur çuditë s'kanë të mbaruar, mund të dëgjosh gjithfarë gjërash. Këtyre ditëve më rastisi të dëgjoj nga disa 'intelektualë' për domosdoshmërinë që shqiptarët të mbajnë një lloj minimumi në Islam, ose një Islam minimal. Megjithatë ende nuk e kemi të qartë si e sa duhet të jetë ai islam, se çfarë nënkuptojnë ata me atë lloj islami dhe cila do të ishte njësia matëse që do ta shënonte atë minimalizëm. Nëse paska islam minimal, atëherë rrjedhimisht ka edhe islam mesatar dhe maksimal, ose qenka ndonjë gradim shkallshmërisht i definuar, të cilin ne nuk e kemi të qartë se si duket. Nëse shqiptarët u dashka t'i përmbaheshin islamit minimal, atëherë si duket ai islam?! Çfarë kuptohet me minimal: të jesh musliman vetëm me emër dhe vetëm kaq, apo kësaj t'i shtohet edhe synetimi-rrethprerja, artikulimi vetëm i shehadetit, apo vetëm agjërimi i Ramazanit, apo vetëm i ndonjë dite sa për adet, apo vetëm falja e dy namazeve të bajramit, apo vetëm e xhumave; çka në të vërtetë është ai islam minimal?! Unë mbetem i stepur, rrudhi supet dhe pres përgjigje nga ideatorët. Meqë për herë të parë e dëgjoj këtë terminologji kam të drejtë të kërkoj sqarime. Po nga goja e atyre që fabrikojnë këso konceptesh, thuhen edhe ide të tjera, si për shembull: 'Islami ka zbritur para 1500 vitesh dhe është i pazbatueshëm për botën moderne, se Islami qenka dashur ta kalonte domosdoshmërisht fazën reformuese siç e ka kaluar krishterimi, se Kurani ka vetëm disa margaritarë të çmueshëm, por që në thelb duhen ndryshuar shumë gjëra, se shqiptarët kanë kulturën e tyre dhe se nuk duhet ta ngatërrojnë kulturën e tyre me atë islame (e cila qenka kryekëput kulturë arabe), etj etj. Idetë e tilla vijnë nga njerëzit të cilët shihet shumë qartë se nuk kanë fare njohuri nga Islami. Ata me një 'lehtësi të padurueshme' (M. Kundera) japin vlerësime të prera kritike për Islamin. A do të flisnin ashtu lirshëm po të pyeteshin për ndonjë enigmë shkencore? Sigurisht jo. Atëherë pse flasin aq lehtë për Islamin; çfarë u duket atyre Islami? E keqja thellohet edhe më shumë kur varganit të të painformuarve për Islamin u shtohen edhe hoxhallarët. Bie fjala ndodh që alamet hoxhe i ftuar në emision televiziv ngatërron para opinionit ajetin kuranor me kulturën dhe pa fije turpi thotë se ai ajet ka të bëjë me kulturën arabe dhe s'ka të bëjë asgjë me ne, sepse ne kemi kulturë tjetër dhe naivitete të tjera të paskrupullta. Me prononcimet e tilla, i bindur se po bën zbulime epokale, hoxha injorant (që për fat të keq nuk është i vetmi) përpiqet të bindë opinionin se paska shumë Islama. Është pikërisht ai që punon në vazhdën e dezinformimit të opinionit për Islam minimal, mesatar e maksimal ose të matur, radikal e ekstremist. Dalin 'hoxhallarë' të tillë të bllokojnë dhe nuk ke ide se nga t'ia fillosh e si ta përfundosh një sqarim të thjeshtë, sepse të painformuarit për Islamin me plot gojë thonë, se 'idenë e tyre e mbështet edhe filan hoxha', se ja që këtë që e pohojmë ne e konfirmojnë edhe hoxhallarët 'progresistë', etj. Si t'ua shpjegosh se ka raste kur hoxha mund të mos përfaqësojë Islamin; se hoxha mund





të jetë afërsisht 'xhahil' sa të painformuarit e tjerë? Çfarë t'i themi atij hoxhe që flet publikisht me nënçmim për një fjalë kuranore, për një fjalë të Zotit, me shpresë se do t'u hyjë në hatër 'intelektualëve'. Kur këtë e bën hoxha, atëherë çfarë mund të pritet nga 'intelektualët' e painformuar për Islamin?! Kur një hoxhë nuk është i bindur ose simulon mosbindje se Islami është për të gjitha kohët dhe për të gjithë popujt, atëherë si t'ia bëjmë me 'intelektualët' e painformuar?! Kur një hoxhë që pikënisje të analizave duhet ta ketë fjalën e Zotit dhe të Pejgamberit, flet me përbuzje ndaj po atyre fjalëve, atëherë çfarë mund të pritet nga një 'intelektual' i painformuar që për ta analizuar Islamin, pikënisje ka materializmin dialektik të Marksit apo psikanalizën e Frojdit?!

Megjithatë, sikurse hoxhës naiv ashtu edhe 'intelektualit' të painformuar duhet t'i bëhen të qarta disa gjëra. 1) Mbase një ide do të duhej hedhur poshtë për shkak të vjetërsisë siç thonë ata (se Islami para 1500 vitesh është i papërshtatshëm për kohën bashkëkohore), atëherë përse në kohën e sotme merren për bazë teorike shumë ide antike (të Platonit, Aristotelit

# a njerëzit maksimalisht të painformuar



etj)?! Nëse fjala e Zotit me kalimin e kohës, po e humbka vlefshmërinë, atëherë fjala e cilitdo dijetar do ta humbiste vlefshmërinë në kohë edhe më shumë. Rrjedhimisht ne do të duhej t'i digjnim të gjitha librat e vjetër, ngaqë çfarë na duhen mendimet e kohës së shkuar në kohën e tanishme?! A nuk po trumbetojnë me pompozitet se me ide të moçme nuk zgjidhen problemet e reja? Atëherë çfarë na duhen gjithë ato teori dhe ide të para disa dekadave dhe shekujve?! Apo mos dëshirojnë të thonë se Platoni e Aristoteli etj. paskan qenë më të mençur se Zoti?! 2) Nëse Islami duhet ta kalojë fazën e reformimit, të cilën e kaloi krishterimi, atëherë le t'i tregojnë ato pika ku duhet reformuar? Të gjithë e dinë se pse iu desh krishterimit ta kalojë atë fazë. Pikërisht sepse i shpalli luftë shkencës e përparimit, dogji e internoi dijetarë të famshëm dhe me ato veprime ngjalli pezëm e indinjatë te shkencëtarë e filozofë të mëdhenj. Megjithatë e kundërta është me Islamin që filloi me fjalën-urdhër 'Lexo!' dhe me shumë ajete e hadithe motivoi dhe nxiti gjenerata të tëra për kërkim dijesh, rezultatet madhore të të cilave janë të dokumentuara e të njohura botërisht. Meqë ne jemi të bindur se Islami është i përkryer, do të kishim dashur të dëgjonim se ku sipas tyre çalon? Nuk mund të thuash diçka pa specifikuar në mënyrë të saktë atë çfarë dëshiron të piketosh. Pasi të hidhen kritikat, pastaj mund të jepen argumentet pro et contra. Nëse mendojnë ose shtrojnë 'fakte' se diçka nuk shkon, atëherë duhet t'i dëgjojnë edhe kundërargumentet tona. Nuk arrihen vlerësimet përfundimtare me kritika të njëanshme. Këtë duhen ta dinë e ta respektojnë ithtarët e mendimit bashkëkohor, të cilët thonë se përfaqësojnë racionalizmit kritik e epistemologjik të Poperit. 3) Dhe së fundi, është skajshmërisht idioteske të ngatërrosh Islamin me kulturën arabe, sepse janë dy gjëra diametralisht të kundërta. Kultura është shkalla e zhvillimit të një fushe të caktuar nga një komunitet, kurse Islami është sistem i dy botëve (i kësaj dhe botës tjetër) për të gjitha komunitetet. Kultura gjithnjë është fragmentare, e cunguar dhe e ndryshueshme, ndërsa Islami është ligj universal për njerëzimin, i zbritur nga Zoti i Gjithëdijshëm. Me kulturë mund të fitohen disa shprehi të caktuara tradicionale, artistike, avangarde ose kënaqësi pamore e estetike, kurse me Islam fitohet ngritja shpirtërore, morale dhe edukative në këtë botë dhe parajsa në botën tjetër. Ka edhe shumë dallime që mund të tërhiqen në këtë paralele, por për shkak të natyrës së trajtimit nuk mund të zgjerohemi.

Duke dëgjuar debate të shumta për Islamin, ajo çfarë mbetet enigmë është se si mund t'ia lejojë dikush vetes të flasë serbes pa kurrfarë diturie për Islamin edhe atë në kontekst kritik; mos vallë dikush po dëshiron të bëhet budalla me zor?! Yryshi i madh antiIslam që ditaditës po merr përmasa shqetësuese në vendet ku mbi 90% e popullatës i përket këtij besimi, ka një emërues të përbashkët: urrejtjen irracionale dhe patologjike kundrejt diçkaje të panjohur. Njeriu gjithmonë është armik i asaj që nuk e njeh. Absurdi bëhet edhe më i tepërt kur shihet se më të zëshëm janë personat me emra ose mbiemra muslimanë. Kjo të kujton ditët e para të tranzicionit kur demokratët më të mëdhenj u pollën nga çerdhet ish-komuniste. Ish-komunistët u shndërruan brenda natës në armiqtë më të egër të komunizmit dhe dashamirët më të mëdhenj të demokracisë. Edhe këta tipa të ashtuquajtur *muslimanë antiIslamë* janë kameleonë të tillë, të cilët po ta zëvendësonte eventualisht Islami sekularizmin, do të bëheshin hipermusliman. Në të vërtetë ata kurrë nuk kanë qenë muslimanë, por kanë vetëm prejardhje muslimane. Dhe meqë kanë rënë në atë derexhe, atëherë pse nuk pagëzohen me emra e mbiemra të tjerë, sepse vërtet po duken palaço cirku. Islami është pjesë e identitetit të muslimanit, ashtu siç është krishterimi pjesë e identitetit të të krishterit, e kështu me radhë dhe nëse ata publikisht tregojnë se turpërohen nga ky identitet dhe heqin dorë prej tij, atëherë ata janë personat më tragjiko-komik, prej të cilëve shumë lehtë mund të pritet të heqin dorë edhe nga identiteti kombëtar. Në kohën kur qindra e mijëra jomuslimanë anekënd botës, shkencëtarë të profileve të ndryshme, duke i parë argumentet kuranore gjithnjë e më shumë konvertohen në Islam, kritikat e '*muslimanëve antiIslamë*' mund ta dëmtojë Islamin aq sa mund ta dëmtojnë shigjetat e njeriut të xhunglës helikopterin. ■

# Gëte si musliman (II)




Dokument i Gëte-s ku fillon letrën me Bismi lahi rrahmani rrahim Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirbërësit

Qëndrimi pozitiv i Gëtes ndaj Islamit i tejkalon jashtë çdo parashikimi qëndrimet e deriatëhershme ndaj Islamit në Gjermani.

Më datën 24.2.1816, ai publikoi fjalinë si vijon: **"Poeti (Gëte) nuk e mohon dyshimin, që ai të jetë vetë një musliman."** (WA I, 41,86)

Në një nga poezitë e tij në Divan, Gëte thotë:

**"Marrëzi, që secili për vetveten**
**Lartëson mendimin e veçantë të tij!**
**Nëse Islami është nënshtrim ndaj Zotit**
**Në Islam lindim dhe vdesim që të gjithë"**
(WA I, 6, 128)

Krahas mahnitjes së tij për gjuhën e Kuranit, bukurisë dhe fisnikërisë së tij, Gëte u ndie shumë i tërhequr edhe për rëndësinë e tij religjioze dhe filozofike: Njëshmëria e Zotit, si dhe fuqia bindëse se Zoti ka shpallur veten përmes natyrës dhe krijimtarisë, është një nga temat qendrore të veprës së Gëtes. Gjatë studimeve të tij të para intensive të Kuranit në vitet 1771/1772, Gëte kopjoi dhe përmirësoi pjesërisht tekstin e përkthimit të parë direkt të Kuranit nga arabishtja në gjermanisht. Gëte mbajti shënime të ajeteve të ndryshme të Kuranit, të cilat janë tregues për njeriun, se në ç'mënyrë ai duhet të vështrojë natyrën në tërësinë e formave të shpërshfaqjes së saj, si shenja të ligjeve hyjnore. Shumëllojshmëria dhe pafundësia e fenomeneve tregojnë dhe dëshmojnë për Njëshmërinë e Zotit. Referimi ndaj natyrës, gjë të cilën ashtu siç e paraqet Kurani, e ndërlidhur me mësimet e mirësisë dhe Njëshmërisë së Zotit, të cilat Gëte i kishte mësuar nga surja e dytë e Kuranit (El-Bekare), u bënë themele në të cilat bazohej dhe mbi të cilat u ngrit simpatia dhe afiniteti i tij (Gëtes) për Islamin. Ai tha se **"ne duhet ta njohim Madhështinë e Zotit në vogëlsi"**, ku në ndërlidhje me këtë, (Gëte) i referohet ajetit 25 të sures së dytë të Kuranit, në të cilën është dhënë shembulli i mizës.

Gëte, po ashtu, ndihej thellësisht i impresionuar nga fakti se Allahu nëpërmjet profetëve i foli njerëzimit. Me këtë rast, Gëte e pohon dhe e pranon profetin Muhamed - paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi Të!

Në letrën e datës 28.5.1819, drejtuar Blumenthal-it, në të cilën i referohet sures Ibrahim, ajeti 4, Gëte shkruan: **"sepse është e vërtetë, atë që Zoti thotë në Kuran: Ne nuk i kemi dërguar asnjë populli profet, vetëm se në gjuhën e tij!"** (WA IV, 31, 160)

Duke iu referuar të njëjtit ajet kuranor, ai (Gëte) e përsërit atë në një letër tjetër drejtuar Carlye-t: **"Kurani thotë: Zoti i ka dhënë (dërguar) çdo populli një profet në gjuhën e tij."** (WA IV, 42, 270)

Në një esé në revistën German Romance, Vëllimi i IV, Edinburgh 1827 (d.m.th. pesë vjet para së të ndërronte jetë A.Xh), Gëte rishfaq përsëri këtë pikëpamje. (WA I, 41, 307).

Gëte theksoi mohimin e jobesimtarëve, të cilët kërkuan nga profeti – paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të – për t'u bërë atyre mrekulli.

**"Mrekulli unë s'mund të bëjë – tha profeti Por mrekullia më e madhe është që unë jam."**

Në veprën "Mahomet" Gëte shkroi këngën e tij të famshme "Kënga e Muhamedit".

Figura e profetit – paqja dhe mëshira

e Allahut qoftë mbi të – është paraqitur në metaforën e rrymës, e nisur si një rrymim i vogël uji, që zgjerohet dalëngadalë, duke u rritur në një forcë të jashtëzakonshme shpirtërore, për të përfunduar triumfalisht në Oqean – simboli i hyjnores. Ai përshkruan gjeniun religjioz, se në ç'mënyrë ai, njëlloj sikurse rryma e ujit, njerëzit e tjerë, si përroska dhe lumenj, shkojnë në rrugën e tyre për në det. Në një dorëshkrim të Paralipomena-s III, 31, Gëte, më 27.1.1816, shkroi:

**“Qenia më e lartë e më e përzgjedhur e krijuar – Muhamedi.”** (WA I, 6, 482)

Një element tjetër i rëndësishëm i Islamit është theksimi i sjelljes së drejtë të muslimanit. Në këtë kontekst, dhënia e sadakasë si ndihmë për të varfrin ishte ajo që e mahniti Gëten thellësisht. Në shumë poezi në “Divanin” e tij, në “Librin e thënieve”, ai përshkruan **“Kënaqësinë e thellë të dhënies”** dhe shton **“Shih me drejtësi dhe ti do të japësh gjithmonë.”** (WA I, 6, 70). Gëte fascinohej prej këtij akti, që nuk shpërblehet më vonë, por aty për aty menjëherë, shpërblim i cili ndihet me bekim prej Zotit.

Në vazhdimësi, Gëte mban qëndrimin e tij për refuzimin e tij kategorik të pikëpamjes së rastësisë:

**“Atë që njerëzit me përpjekjet e tyre nuk mund ta konkretizojnë, që nuk mund ta realizojnë në vepër, dhe aty ku madhështia e tyre do të duhej të shpërfaqej për mrekulli, në formën që bie tej mase në sy – që njerëzit pastaj e quajnë *rastësi* – pikërisht aty është me praninë e Tij *Zoti,* i Cili në çast ndërhyn aty me Plotfuqinë e Tij dhe madhëron Veten madje edhe me gjënë më të vogël.**

(Biseda me Riemer, Nëntor, 1807)

Besimi i tij i paluhatshëm në përcaktimin e Zotit (shihni për shembull bisedën me kancelarin Myler, të datës 12.8.1827, WAI, 42, 212, WA I, 32, 57), shfaqet në vargjet e tij të famshme të "Divanit":

**"Po të më kishte përcaktuar Allahu për krimb,/ Atëherë Ai si krimb do të më kishte krijuar."** (WA I, 6, 113) Dhe po ashtu fjalët: **“Parabolat (Metaforat e Divanit) … mësimet dhe vërtetësitë e Islamit, nënshtrimi i paevitueshëm ndaj vullnetit të Zotit, bindja se askush nuk mund t'i shmanget fatit të tij të përcaktuar”**

(WA I, 7, 151)

Të gjitha këto e shpien Gëten drejt qëndrimit të tij personal të nënshtrimit ndaj vullnetit të Zotit; domethënë Gëte e pranoi si urdhër, duke e pranuar si mirënjohje dhe jo rebelim kundër vetes. Në veprën e tij letrare, në lidhje më këtë, gjenden akuza të rënda si në **“Egmnot” “Dichtung und Wahrheit”, “Urworte Orphisch” dhe “Wilhelm Meisters Wanderjahre”** e tjera.

Si shembull thellësisht prekës nga jeta e tij mund të merret për bazë sjellja e tij në korrik të vitit 1816, gjatë udhëtimit të tretë të tij për te Marianne fon Willemer, që pak pas nisjes u ndërpre për shkak të thyerjes së aksit të karrocës nga një aksident.

Pastaj Gëte shkruan: **“Dhe kështu ne duhet të kthehemi e të qëndrojmë prapë në Islam, kjo nënkupton nënshtrimin e pashmangshëm ndaj vullnetit të Zotit.)”** (WA IV, 27, 123) Njësoj shprehet në një letër, të datës 20.9.1820, drejtuar Zelter-it: **“Unë nuk di ç'të them më tepër, veçse edhe në këtë rast të kërkoj të gjej veten e të mbahem** (të mbështetem) **në Islam.”** (WA IV, 33, 123).

Kur në vitin 1831 u shfaq kolera, nga e cila vdiqën shumë njerëz, ai ngushëllonte Louise Adele Schopenhauer, përmes letrës të datës 19.9.1831:

“**Në këso raste askush s'mund ta këshillojë tjetrin; secili vendos për vetveten se çfarë duhet bërë. Në Islam jetojmë të gjithë, pavarësisht se në cilën formë ne i japim vetvetes guxim dhe shpresë.”** (WA IV, 49, 87)

Më 22.12.1820, Gëte falënderoi përmes një letre për dhuratën e një libri me aforizma nga shoku i tij Willemer, për të cilën tha:

**"Është shumë e vërtetë për secilën pikëpamje racionale religjioze dhe është një Islam, të cilin herët ose vonë të gjithë ne duhet ta pranojmë atë."**

(WA IV, 34, 50)

Si pjesëmarrës në ushtri, në luftën kundër Francës, Gëte vëren që më 7-8 tetor 1792, se besimi në përcaktimin paraprak të fatit e gjithçkaje nga Zotit gjen dëlirësinë e kulluar në Islam:

**"Njeriu, nëse i qëndron vetes besnik, për çdo situatë gjen një maksimë për ndihmë; Feja e Muhamedit është dëshmia më e fortë për këtë."** (WA I, 33, 123)

Sipas raportit të Eckerman-it, në lidhje me një bisede me Gëten (11.4.1827) rreth metodës së edukimit të muslimanëve, e cila konfrontohej me kundërthëniet e ekzistencës, që në këtë mënyrë jepte mundësi për të hetuar dyshimin, e cila pas testimit pasues të përmbajtjes vijimisht shndërrohej në vetëdije, Gëte e përmbyll bisedën me këto fjalë:

“**Ju e shihni që këtij sistemi** (fjala është për Islamin - A.Xh.) **nuk i mungon asgjë, se ne nuk jemi më përpara me sistemet tona dhe se askush nuk mund të arrijë më larg sesa kaq. ... Ky sistem filozofik i Muhamedit është një lloj barometri të cilin mund të vësh në përdorim te vetja dhe te të tjerët, për të ditur se në çfarë shkalle të ndershmërisë shpirtërore ndodhet njeriu."**

Për gjërat të cilat janë të pakapshme për mendjen e njeriut dhe si rezultat mund të shpien drejt spekulimeve, Gëte, në “Maksimat dhe refleksionet” e tij, shkroi:

**“Fati më i mirë i njerëzve që mendojnë është studimi i asaj që është studiuar dhe admirimi në qetësi i të pastudiuarës.”**

Kjo lidhet me kujdesin e muslimanëve për të mos pyetur për gjërat të cilat nuk mund të dihen nga njerëzit.

Për Njëshmërinë e Zotit Gëte tha: **“Besimi në Një të vetmin Zot gjithmonë e ka efektin e përndritjes shpirtërore, përmes së cilës Ai e kthen njeriun të njëshmëria e brendshme e tij.”**

Gëte flet për dallimin ndërmjet një të dërguari dhe një poeti dhe vërteton pejgamberinë e Muhamedit – paqja dhe mëshira e Zotit qoftë mbi Të!


Gëte

**"Ai është profet dhe jo poet dhe për këtë arsye edhe Kurani që i është dhënë atij është ligj hyjnor dhe jo libër njerëzor, i bërë për mësim-nxënie ose për argëtim."** (Noten und Abhandlungen zum West-östlichen Divan, WA I, 7, 32).

## Konkluzion

Pas verifikimit të materialeve argumentuese të lartpërmendura në shkrimet e shokëve të tij të ngushtë, Thomas Carlye dhe Schiller, është e mundshme të arrihet deri te një përfundim i qartë dhe pa asnjë dykuptimësi ose dyshim.

E gjithë përmbajtja e shkrimeve të tij të shkencave natyrore, veçanërisht e ashtuquajtura *"Zur Morphologie"*, qëndron për pikëpamjen e përjetshme të përhapjes, që Universi është krijesë nga një Qenie hyjnore dhe se Krijuesi nuk posedon asnjë aspekt që do të mund të lidhej me krijesën e Tij.

Megjithëse ai e kaloi jetën e tij në një vend joislam, Gëte pranoi dhe deklaroi me plot zemër obligimin e dy dëshmive themelore të Islamit (Shehadetin), duke pohuar se nuk mund të ketë zot tjetër përveç Allahut, Një dhe të vetëm, dhe se Muhamedi - paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të – është i dërguar i Tij dhe vula e të gjithë të profetëve!

Edhe pse nuk e njihte namazin, dhënien e zekatit, agjërimin dhe haxhin, ai megjithatë shfrytëzoi rastin e rrallë dhe mori pjesë në lutjet e një xhumaje. Në krejt këtë bëhet e qartë se ai e kishte parë Islamin si fe të veten.

Nga përmbledhja e haditheve, nga përmbledhja e Muslimit, Buhariu dhe nga koleksionet e tjera autentike të sunetit, është e njohur që pranimi i Allahut dhe pranimi i të dërguarit të Tij, pa asnjë dyshim është porta që hap derën për në Islam dhe çelësi për në xhenet.

Me këtë mund të pranohet që poeti më i madh i Evropës dhe margaritari i gjuhës gjermane dhe shpirtit të saj, njëkohësisht, është po ashtu edhe muslimani i parë në Evropën e kohës së re; duke rizgjuar në zemrat e njerëzve nostalgjinë për të njohur Zotin dhe të dërguarin e Tij.

*Shejh 'Abdulkadir Al-Murabit*
*Autorizuar nga kryetari i Komitetit Musliman të Vajmarit,*
*Haxh Abu Bakr Rieger*
*Vajmar, më 19. Dhjetor 1995*
*Gazeta Islame, Nr: 5, 1995*

**Përktheu nga gjuha gjermane:**
**Avni XHEMAJLI**

# MENTALITETI QË DUHET

*"Ha bukën tënde, baj gajlen e huaj."*
**Nga thesari popullor**

**Osman D. GASHI**

Mentaliteti ose mendësia është mënyra se si e mendon dhe e kupton dikush botën që e rrethon; është tërësia e pikëpamjeve, e zakoneve dhe e shprehive të veçanta të një njeriu, të një grupi shoqëror a të një populli, që pasqyrojnë mënyrën e tij të të menduarit (Fjalori i shqipes). Ky proces, dhe të njëjtën kohë perceptim ndaj gjërave dhe fenomeneve, është i natyrës shumë dimensionale. Do të kapim vetëm një dimension të mentalitetit të shoqërisë sonë që duhet ndryshuar nëse duam të ecim përpara, dhe ai është që të preokupohemi për problemet tona personale pikësëpari e pastaj të dalim te të tjerët, e jo siç thotë edhe populli: të hamë bukën tonë e të bartim brengën e huaj.

Ky fenomen është shumë i përhapur ndër shqiptarët pa përjashtim në hapësirën gjeografike ndërshqiptare, por edhe në diasporë ku jetojnë bashkëkombësit tanë. Gjithsecili nga ne jemi dëshmitarë të asaj se brengosemi se çfarë mendon tjetri për mua. Kur e bëjmë një veprim ose ndërmarrim diçka në jetë e kemi si hall a thua vallë çfarë mendon ai tjetri për mua, a e kam bërë mirë, a mos vallë më ka zili se e bëra kështu këtë punë e lloj-lloj mendimesh që na sorollaten në kokë. Të brengosurit vazhdimisht se çfarë mendon tjetri për mua mund të na bëjë të ndihemi sikur miu në labirint. Ne vazhdimisht vrapojmë nga rruga në rrugë për të gjetur daljen -- për t'i kënaqur të tjerët. Kësisoj ne bëhemi rob të mendimeve të të tjerëve, harrojmë përmirësimin e vetes, harrojmë të vetëkontrollohemi, por edhe të jemi autokritik, ngase jemi të zënë me atë se çfarë mendojnë të tjerët për ne.

Ky lloj mentaliteti është një arsye se përse ne si shoqëri garojmë për gjëra vend e pavend. Angazhimi dhe koha që harxhojmë duke u marrë me mendimet dhe fjalët e të tjerëve që thonë për ne na bëjnë që të zhvillohemi dhe të ecim përpara shumë ngadalë si shoqëri. Si duket kemi filluar ta harrojmë fjalën e artë të thesarit popullor '*Fjalët dhe birat e gardhit nuk mbyllen kurrë*'.

## Përmes shembujve...

Për këtë lloj mentaliteti kemi shembuj të shumtë jo vetëm në sasi, por edhe për nga natyra e tyre. Tani në këtë stinë vere, kur vijnë edhe mërgimtarët për të "pushuar" në Kosovë, agjenda jonë stërngarkohet dhe pothuajse për çdo ditë kemi dasma. Nuk dua të flas për mënyrën se si i organizojmë dasmat,



# NDRYSHUAR

ku në banketet nëpër hotelet -- që e kanë tejkaluar numrin e pompave të benzinës -- ne tejkalojmë çdo kufi të njerëzores, që nga lloji i muzikës që flet edhe për një fakt se në çfarë niveli kulturor ka rënë shoqëria e jonë, e deri te tejkonsumimi i alkoolit aq sa që kur përfundon banketi (ahengu) duhet të na dërgojë dikush te vetura se vetë nuk mund ta gjejmë për shkak të dehjes, apo nuk e dimë se a do të shkojmë tamam shëndoshë e mirë rrugës për në shtëpi. Por nuk është çështja këtu. Shpenzimet enorme që bëjmë për dasmat tona është ajo më kryesorja, që ndërlidhet kryekëput me mentalitetin tonë që kemi si shoqëri. Kush e ka fatin që të ketë para, ose ka dikë në kurbet, e organizon dasmën me shpenzime aq të mëdha saqë do t'ia kishin zili edhe yjet e Hollywood-it. Por sa e palogjikshme është për ata që nuk i kanë këto mundësi. Vetëm për shkak të mentalitetit se çfarë do thonë të tjerët për të, ata, përtej mundësive të tyre, angazhohen të shesin ndonjë patundshmëri ose të marrin kredi në bankë vetëm e vetëm '*mos me u bo hor*' duke u munduar t'i kënaqin të tjerët.

Shembull tjetër për këtë lloj mentaliteti janë vetë mërgimtarët që vijnë në Kosovë me vetura luksoze, njëra më e mirë se tjetra. *Mbushma guri mendjen* si i thonë fjalës se bashkëkombësit tanë këto vetura i kanë për t'u kënaqur për vete apo garojnë me njëri-tjetrin se cili prej tyre po e bën veturën më të mirë, e nuk marrin mësim nga shefat dhe bosët e tyre se çfarë vetura ngasin.





## Pse ky mentalitet?

Arsyet se përse mbretëron ky lloj mentaliteti ndër ne janë të shumta, ndër to numërojmë:

*Egocentrizmi* – për nga natyra njeriu është i prirë të jetë në qendër të vëmendjes, por ne shqiptarët e kemi si duket pak më të theksuar këtë gjë. Vetëm le të ndalemi të analizojmë sot, sa herë e kemi përmendur fjalën unë, mua dhe tërë përemrat e tjerë që janë të vetës së parë njëjës. Egocentrizmi na bën që ne si shoqëri (komb) të mos mund të përparojmë me hapa të shpejtë, ngase mundohemi gjithsecili si individ që të jemi përpara tjetrit, më i mençur, më i zoti, saqë kjo kalon në atë fazë që krijojmë pengesa për tjetrin vetëm e vetëm mos të na tejkalojë. Dhe kësisoj vetëm vendnumërojmë dhe nuk bëjmë tutje.

*Rrethanat socio-ekonomike* – shqiptarët si komb kanë pasur një fat të rëndë historik që i ka përcjellë vazhdimisht: pushtues të egër që në periudha të ndryshme iu janë kanosur edhe me zhdukje, sidomos pushtuesit sllavë. Në rrethana të tilla, jemi detyruar që të mbyllemi në vete dhe të vetëmbrohemi për t'i mbijetuar situatave të rënda. Pushtuesit kanë ndikuar që ne si komb të jemi vazhdimisht të dobët ekonomikisht dhe të mos kemi pasur mundësinë të zhvillohemi si duhet, as me dije të mirëfilltë, e as me mirëqenie e me standarde që kanë popujt e zhvilluar. Dhe kjo gjë na ka lënë shumë poshtë si popull dhe sa më poshtë që je aq më afër sheh. Duke i parë gjërat afër dhe ngushtë ne vazhdimisht merremi me njëri-tjetrin.

## Si të dilet nga kjo vorbull?

Pikësëpari duhet të merremi më shumë me veten me qëllimin e përmirësimit. Ekzistojnë këshilla dhe metoda praktike konkrete se si të mënjanohet mentaliteti i atillë se çfarë mendojnë të tjerët. Të interesuarve u mjafton të hapin faqet e internetit dhe do të gjejnë material të bollshëm për këtë çështje. Pastaj, *t'i pyesim ata që dinë për atë që nuk e dimë*, -- formulë e mrekullueshme hyjnore -- nëse vërtet kemi për synim përmirësimin individual. Duke u përmirësuar individualisht, ne përmirësojmë familjet tona dhe tërë shoqërinë.

Me ndryshimin e këtij mentaliteti njeriu do të oscilojë mes vetëkontrollit dhe përmirësimit të vetes në njërën anë dhe në përpjekjen për të kontribuar për të tjerët në anën tjetër. Duke e bërë një gjë të tillë, ne i ndajmë prioritetet në jetën tonë dhe ecim më sigurt në shtegtimin tonë jetësor. ■

**Recension: Ankthi i vjetër në shekullin e ri – Milazim Krasniqi**

# Serbia pengmbajtëse

**Gëzim QERIMI**

Libri më i ri i Prof. Dr. Milazim Krasniqit, i botuar nga shoqata kulturore Zëri Ynë dhe i titulluar 'Ankthi i vjetër në shekullin e ri', paraqet presionet e vazhdueshme të Serbisë ndaj Kosovës pas vitit 1999 deri më tani. Nga leximi i veprës kuptojmë qartë se kjo është një vepër publicistike që ngërthen në vete analizat e autorit pothuaj për të gjitha ngjarjet që kishin rëndësi për Kosovën pas vitit 1999. Por nga vetë titulli i librit autori lë të kuptohet që Serbia gjithmonë ka qenë barbare me shqiptarët dhe me trojet e tyre, edhe pse shekulli i ri ngërthen në vete vizionet e reja dhe përparuese të Evropës ndaj Ballkanit dhe anasjellas.

Autori, në të gjitha analizat e veta, argumenton që ankthi i vjetër i barbarizmave serbe ka tendencat e veta negative edhe në shekullin e ri që po jetojmë ne tani. Hyrja e librit fillon me tekstin, i cili është në vend të parathënies dhe titullohet 'Toplica, Çamëria dhe plepat e Bllacës'. Autori Krasniqi që në fillim të librit iu drejtohet lexuesve me pyetjen se cili shqiptar nuk e ka harruar tashmë, vetëm pas 120 njëqind e njëzet viteve !!!, tragjedinë shqiptare të Toplicës?! Kujt i shkon mendja sot që të thotë se ajo ka qenë tokë shqiptare, se kundër banorëve të asaj krahine shqiptare është bërë një gjenocid dhe një spastrim etnik i plotë? Në këtë kontekst vazhdojnë pyetjet e autorit për gjithë lexuesit shqiptarë kudo që janë, por autori në këto pyetje nuk gjen përgjigjet e duhura për trajtimin e këtyre problematikave dhe është më se e qartë se këto ngjarje tragjike për kombin shqiptar thuajse janë të fshira nga kujtesa jonë. Të gjitha ngjarjeve që i kanë ndodhur popullit shqiptar, autori Krasniqi mundohet t'u japë një dritë dhe vlerë dhe më pas ato ngjarje i shndërron në mekanizma mbrojtës për të ardhmen tonë. Në këtë libër fokusohet qartë dhuna dhe barbarizmi serb mbi shqiptarët gjatë dekadave si dhe përpjekjet e vazhdueshme të atdhetarëve shqiptarë për çlirimin e tokave të tyre nga pushtuesi serb, përpjekje të cilat rezultuan me shumë sakrifica dhe vuajtje, por që krahas tyre mbizotëronte krenaria dhe vullneti për sakrificë. Ky libër ngërthen në vete të gjitha reflektimet për të ardhmen e Kosovës dhe në




mënyrë shkencore dhe analitike jep për lexuesit një pasqyrë të qartë për të gjitha ngjarjet e rëndësishme historike që kanë ndodhur në hapësirat ballkanike, si dhe argumenton qartë edhe deformimin e fakteve nga regjimet serbomëdha, të cilat shpeshherë i zhdukën realitetet dhe ndërtuan mbi to mitet e tyre për vuajtjet dhe dëmet që gjoja të tjerët u kanë bërë atyre. Ne kontekstin e deformimit të fakteve, në këtë libër është trajtuar me shumë seriozitet edhe Beteja e Kosovës.

Në shumë analiza të autorit, që janë të përmbledhura në këtë libër, trajtohen problematikat e gjithë rajonit e jo vetëm ajo e çështjes shqiptare ose e Kosovës dhe në këtë kontekst autori konstaton dhe argumenton edhe një herë se Serbia pa asnjë dyshim është pengmbajtëse e rajonit. Krasniqi në vazhdim thekson: Formulimi në formë të pyetjes, *a ka gjasa integrimi i Serbisë së sotme në strukturat euro-atlantike, vetvetiu e aktualizon dilemën serioze për këto gjasa, ngase Serbia është rast eklatant i shtetit dhe i kombit që është më shumë peng i të kaluarës së vet, sesa subjekt i të ardhmes së vet.* Dy parulla të Serbisë janë mjaft argumentuese se qasja e saj gjithmonë ka qenë imperialiste-pushtuese në raport me vendet e rajonit, shumica e të cilave dikur përbënin ish-Jugosllavinë. Këto parulla ishin *"Atje ku gjendet një varr serb, atje është Serbi"* dhe *"Të gjithë serbët në një shtet"*. Mbi këto parulla, potencon Krasniqi, u legjitimuan edhe luftërat agresive serbe të viteve 1991-1999 kundër kombeve joserbe që përbënin ish-federatën e Jugosllavisë. Në vazhdim autori i librit i ka kushtuar një rëndësi shumë të madhe të gjitha proceseve politike në të cilat ka kaluar Kosova, prej vitit 1999 deri në vitin 2010, duke përfshirë edhe të gjitha tensionet etnike e veçmas ngjarjet e marsit të vitit 2004. Është e kuptueshme se në kuadër të proceseve politike gjatë këtyre viteve për Kosovën dhe rajonin në tërësi janë zhvilluar edhe proceset integruese të Ballkanit Perëndimor në procesin e integrimit evropian dhe autori, me një kujdes shumë të veçantë, ka trajtuar edhe proceset integruese, por gjithmonë duke fokusuar dhe argumentuar mjaft mirë rolin destruktiv dhe pengues të shtetit serb. Këtë rol destruktiv të Serbisë, Krasniqi e argumenton me mospjesëmarrjen e presidentit të Serbisë në samitin që u mbajt në Bërdo të Kranjit, ku ishin pjesëmarrës kryeministrat e ish-republikave jugosllave, plus e atyre të Shqipërisë dhe Kosovës. Ky samit ishte vazhdimësi e samitit të Selanikut ku u miratua politika për integrimin e Ballkanit perëndimor në Bashkimin Evropian. Prandaj, mospjesëmarrja e Serbisë nuk e ka dëmtuar procesin në tërësi, por vetëm sa e ka dëshmuar për të shumtën herë se kush është shkaktar i vërtetë i ngecjes së Ballkanit Perëndimor në procesin e integrimit euro-atlantik. Kushtëzimet e Serbisë, edhe kësaj here, ishin arrogante në promovimin e frymës antievropiane, por Serbia nuk pati sukses ta pengojë Kosovën, por pati sukses në zbulimin e natyrës së vërtetë të politikës së saj shtetërore, e cila vazhdon të mbetet peng i nacionalizmit serbomadh dhe i pretendimeve imperiale. Andaj, me të drejtë themi se Milazim Krasniqi me analizën e radhës vlerëson se nacionalizmi i pandëshkuar serb tanimë është në dyert e Brukselit dhe ky nacionalizmi vazhdon të jetë për Republikën e Kosovës dhe për tërë rajonin ankth i vjetër në shekullin e ri. Për fund, vlerësojmë lart kontributin e vazhdueshëm intelektual dhe shkencor të prof. dr. Milazim Krasniqit, kontribut i cili vetëm sa po pasurohet edhe më shumë edhe me këtë libër më të ri të tij të titulluar 'Ankthi i vjetër në shekullin e ri'. ■



# DUKE KËRKUAR ÇELËSIN E ARKËS SË HAJRUSH FAZLIUT

**Naser SHATROLLI**

Përbrenda muzeut kreativ të këtij krijuesi do të banojë një mozaik ngjyrash të cilat kanë nevojë të dalin në sipërfaqe për ta pllenuar me ngjyra reale sitën e pëlhurës historike vendore si gjurmë ciklesh, që shprehin liri, robëri, mundësi, mbi të gjitha, mesazhe për të jetuar për ngjyrat që prodhojnë aromë dashurie. Është kjo tendencë e një artisti me cilësi sportisti, që noton e noton për të eksploruar oqeanin e tij fizik e mendor, për të mbjellë lëndinën me strofulla vezësh. Mbamendja e tij dhe mendësia e tij prej një artisti, do të fillojë jetësimin nga vetvetja e artë, për artin e tij tradicional, që nga vitet e hershme, ku bagazhi i kullës së tij kombëtare, si vegzë e lëmshit artistik, të ndërtuar me çekërkun e mendjes, do të variojë edhe përtej tradicionales, drejt lëmshit modern, ku do të rritet e zhvillohet për të zënë një vend meritor në oqeanin artistik të krijuesve që kanë lënë vula origjinale në artet pamore. Pra, puna e tij artistike futet në analet e eseistikës për faktin se provokon edhe në kontekstin intelektual. Punëtoria e tij është me përplot psikologji dhe dramacitet ngjyrash. Ai provokon etje poetike për lapsin e të zgjuarit, dashuron varfërinë ndërkohore, e josh atë, tenton ta rritë me shpresën, me guximin për të ecur drejt kodrës, atje ku ngjyrat e pikturës e presin, atje ku janë aromat e malit e dheut, njëherësh rrudhat e tokës, që do t'i flasin origjinalisht për origjinalet e saj, dhe mu atje do të mbetet fërkemi i këpucës së tij me katrama si muzë e muze për muzeun e çatisë artistike. Pra, kozmosi psikodramatik i gardhit të tij mendor e krijues do të lëvizë që nga lagjja e kullës së tij dhe do të udhëtojë nëpërmes ujit drejt botës, për ta pirë atë fat artistik kalimtari, për t'i dhënë kuptim asaj hajmalie rrugore qoftë me ujë ose me tokë. Pra, krijuesi në bërthamë, ka dhëmbin fëmijëror, ku do të mund të prodhojë guxim ideor përbrenda përrallës së tij fabulare. Ky krijues, që është identifikuar me optimizmin njerëzor e artistik, do të lëvrojë destinacion jete për krijuesit që po vijnë nga shkallët e tij, dhe kur ndalojnë tek dhoma e punës së tij, ai çohet, ju flet, i përkëdhel, ju uron datëlindjen, ju dhuron buzëqeshje disponimi e pune, këmbëngulje për rrugën e trasuar, për të shkelur të talentuarit në hapat e tij, siç ka shkelur dhe ky në rrugët e pararendësve, duke e hulumtuar çelësin e damarëve, njëherësh, kamxhikun e portës së madhe artistike. Është ky Hajrush Fazliu që nuk e lodh përcaktimi i tij artistik edhe kur lodhet, përkundrazi, ai e frymëzon detin e tij për të prodhuar e për të mbjellë fllad në manualet e mellës dhe brushës, për t'i njomur me lloç e ngjyrë kaltërsie jastëkun e gjumit ëndërror. "Embrionveza njëherësh peshqit si dhe femrat, janë specialitet ideor dhe përmbajtjesor për këtë krijues, që kap gjenezën e botës njerëzore, të asaj ujore të reflektuara në tablotë e tij në formë ciklesh.

Hajrush Fazliu, nga opusi i tij krijues, numëron një seri ekspozitash në vazhdimësi. Ne do përmendim disa sosh: që nga Sofja (1971), Gjilani (1972-2006), Prishtina (1997-1998-2006), Gostivari (Draudecum, 1999 - 2005), Shkupi, Galeria Kombëtare, (2005, 2006), Prizreni, Brukseli (2006) vitet e fundit edhe te Galeria Kombëtare në Tiranë, si dhe dita e falënderimit për Amerikën që shënon ekspozitën e tij më të freskët për vitin 2011. ■

*(Autori është dramaturg, skenarist dhe kritik arti)*


Hajrush Fazliu



# SHPALOSEN MARGARITARËT E RUGOVËS

**Lume MALOKU**

Rrëzimi i duarve, mundja, ose rrokja shokas, siç i thonë rugovasit, hedhja e llastarit, ngjitja në shilor, gurapeshi dhe tërheqja e litarit ishin sot ato më të veçantat në lojërat e sotme tradicionale të Rugovës, të cilat janë karakteristikë e trevës së Rugovës dhe të cilat shpalosin shumëllojshmërinë e traditës dhe të zakoneve të popullit të kësaj treve malore, traditë e cila është kultivuar me dashuri dhe fanatizëm brez pas brezi deri te ky i sotmi. Janë këto lojëra të shkathtësive fizike dhe luftarake të burrave të kësaj treve, lojëra me karakter edhe dëfryes, me një humor të mprehtë të rugovasve, të përcjella me këngë dhe rite, që janë një trashëgimi e rrallë e kulturës së këtyre trevave, të cilat flasin për lashtësinë dhe autoktoninë tonë në këto bjeshkë të Kelmendit.

"Këto lojëra e kanë një zanafillë të hershme dhe përherë janë mbajtur në përfundim të kositjeve të livadheve, ndërkaq më parë janë quajtur edhe Festa e Fisit të Kelmendit", - thotë Vesel Nikçi, njëri ndër më besnikët e kësaj trashëgimie të rrallë kulturore që këto lojëra i përjetëson edhe nëpërmjet valleve, këngës e lojërave skenike nga ansambli "Rugova".

Në shenjë të ruajtjes së kësaj tradite, tani e 19 vjet rresht i kemi organizuar këto lojëra, kurse vitin tjetër e kemi vitin jubilar, 20-vjetorin e këtyre lojërave. Porosia e këtyre lojërave është që ta ruajmë këtë thesar dhe ta përcjellim te brezat e rinj, të cilët kanë filluar ta zgjojnë interesin e tyre për traditën e lashtë të kësaj treve. Nikçi e falënderon Kuvendin Komunal dhe donatorët nga Bashkimi Evropian që kësaj radhe ndihmuan në organizimin e këtyre lojërave.

Prof. dr. Zymer Neziri, njëri ndër hulumtuesit me të shquar të etnosit popullor, në veçanti të kësaj treve prej nga ai vjen, e vlerëson lart organizimin e këtyre lojërave, të cilat, siç u shpreh ai, e shpalosin përherë e më fuqishëm tërë atë begati të traditave të lashta kulturore të trevës së Rugovës. Ai tha se nëpërmjet këtyre lojërave ka ardhur në shprehje edhe burrëria dhe trimëria e malësorëve të Rugovës, e kultivuar ndër shekuj. Nazmi Ibërdemaj, kryetar i Këshillit Organizativ të këtyre lojërave të këtij viti, pasi shprehu kënaqësinë për një prani kaq të madhe të qytetarëve në këto lojëra, tha se "afro dy mijë veta kanë ardhur të na përcjellin, e kjo është dëshmi e rëndësisë që kanë këto lojëra në ruajtjen e traditës, ku sot mbi 200 pjesëmarrës në këto lojëra patën rastin t'i prezantojnë shkathtësitë e tyre." ■

# Mythosi i jetës i Flamur Malokut

**Poezia e Flamur Malokut vjen si rezultat i një meditimi të thellë për universin**

**Bekri MURSELAJ**

Përmbledhja me poezi "Mythosi i Jetës" e përcakton që në titull tematikën që trajton brenda vetes. Titulli "mythos" që në gjuhën greke do të thotë "tregim, rrëfim" të shton kureshtjen për lexim. "Mythosi i Jetës" bëhet shenjë personale, por që i merr përmasat e impersonales dhe kap kohën universale. Kjo përmbledhje me poezi është e ndërtuar prej tri kapitujve. Ata janë: Thema e shpirtit, Mythosi i jetës dhe Eidosi i frymës. Te Thema e shpirtit, vërejmë një dhembje, e cila gjithmonë e mban të freskët kujtimin për atë njeri me të cilin nuk është tash. Thema e shpirtit vjen si shprehje e fuqishme që e pasqyron gjendjen emocionale brenda vetes, duke e shoqëruar malli që ka mbetur në shpirt. Këtu tash dashuria bëhet jetë, por jo në kohë të përshtatur, sepse atë tash vetëm e shoqëron malli dhe dashuria e cila rritet duke u bërë aq mallëngjyse në kohën e tashme.Themi se dashuria rritet për vetë faktin se epitetet brenda poezive janë nga më të ndryshmet si p.sh.: poezia Helenë, Mbretëreshë etj. Këtu tash shfaqet hapur dhembja dhe pritja, por në të njëjtën kohë shfaqen si dëshirë për një takim në vetmi. Por epitetet vijnë edhe si shenjë e një dashurie të veçantë për këtë njeri.

Si në vargjet:

*Shkuan kohët*
*Me ty*
*Shikimet përpiqen në kujtime*

*Me ty ëndrrohet malli*
*Preket vetmia*
*Shtati*

(vargje të poezisë "Asgjë")

Këtu, si dhe në poezitë e tjera të këtij kapitulli, vërejmë diskursin që shpreh mall dhe kujtim për një kohë të kaluar, e cila si duket i sjellë një kujtim që e trazon gjithmonë në shpirt. Në dy poezitë e fundit "Zot" dhe "Pos teje" të këtij kapitulli, dhembja fillon t'i kthehet vetes, e cila deri më tani nuk kishte mbikëqyrjeje të plotë brenda saj. Kapitulli "Mythosi i Jetës" vjen si rezultat i përvojës personale, e cila zbulohet brenda këtij kapitulli. Maloku në këtë kapitull vjen me një diskurs tjetër, të cilin e thur me një përkushtim dhe dashuri për miqtë e tij. Këtu del tipi i poezisë përkushtuese në shenjë respekti për ta.Vetëm kur e lexojmë poezinë "Nënës" mund ta kuptojmë lehtë se sa të dashur janë miqtë e tij, por dhe sa është përkushtimi i tij ndaj tyre, duke i hiperbolizuar dhe kthyer në figurë. Jo rastësisht them se Maloku gjithmonë vjen ndryshe në poezi, si p.sh. me kapitullin "Eidosin e frymës" ku del më universal, që ta krijojë një pamje të botës krejt nga një kënd tjetër.Në këtë kapitull me poezi vjen aq sa me temë të dashurisë, po aq dhe me temë meditative krijon pamjen dhe frymën e njeriut meditans. Bota në poezinë e Malokut është sa personale po aq universale, duke i dhënë shpirt poezisë në botën e letrave shqipe. ■

# Në Australi për t'u kthyer më i fortë në Evropë!


Besart Berisha

**Qëllimi i shkuarjes në Australi është që të kem një ndryshim në karrierën time. E lash Evropën për Australinë për një qëllim të vetëm: që të kthehem sa më i fortë në Evropë - është shprehur futbollisti i Kombëtares së Shqipërisë dhe i klubit australian FC Brsibane, Besart Berisha.**

**Intervistoi: Alban BILALLI**

Besart Berisha (i lindur më 29 korrik, 1985 në Prishtinë) është një futbollist shqiptar nga Prishtina, që luan për Kombëtaren Shqiptare të futbollit. Ai ka lindur në Prishtinë, por qysh si fëmijë është detyruar të largohet për shkak të luftës dhe të vendoset në Gjermani. Atje, prej vitit 1994 deri në vitin 2004, Berisha luan me ekipet e të rinjve në klubet Berliner VB49, BFC Dynamo, TSV Lichtenberg dhe Tennis Borussia Berlin. Në vitin 2004 ai filloi karrierën e tij profesioniste prej futbollisti, kur nënshkroi për klubin Hamburger SV të Hamburgut. Mirëpo, për shkak të problemeve me lejeqëndrimin në Gjermani, ai u huazua po atë vit te dy klube të elitës daneze të futbollit, së pari te Aalborg Boldspilklub dhe më pas te AC Horsens, ku kaloi me sukses dy sezone. Gjatë verës së vitit 2006, ai kthehet në Gjermani dhe nënshkruan kontratë të re katërvjeçare me Hamburger SV. Pas lojës së mirë që shfaqi në takimin Angli - Shqipëri, në vitin 2007, ai u transferua në klubin anglez Burnley. Pas Barnleyet, ai huazohet prapë në skuadrën daneze Horsens. Pas klubit danez, Berisha kthehet prapë në Gjermani, këtë herë te klubi i Armenia Bielfeld. Pas dy viteve të kaluar në këtë klub, Berisha këtë verë ka nënshkruar kontratë 1 vjeçare me klubin nga Australia, FC Brisbane. Për aventurën e tij të re në Australi, dhe për arsyet pse e braktisi Evropën, Besart Berisha flet për revistën "Paqja".

**"PAQJA":** ***Jeni transferuar në Australi? Na flitni për klubin dhe për kontratën që keni nënshkruar.***

**B.Berisha:** Pak javë më parë, unë kam nënshkruar kontratë njëvjeçare me klubin australian FC Brisbane. Vendi është shumë i bukur, vend bregdetar. Klubi Brisbane është aktualisht kampion në Ligën e Australisë. Ambiciet e klubit janë që ta mbroj titullin, dhe shpresoj që dhe unë të kontribuoj në mbrojtjen e titullit.



**"PAQJA": *Pse shkuat në Australi?U mërzitët në Gjermani?***

**B.Berisha:** Qëllimi i shkuarjes në Australi ka qenë që të kem një ndryshim në karrierën time. E lashë Evropën për Australinë për një qëllim të vetëm, që të kthehem sa më i fortë në Evropë. Kampionati në Australi fillon në muajin tetor. Po punoj shumë në stërvitje, në mënyrë që të arrij formën maksimale.

**"PAQJA": *Çfarë lidhje keni me menaxherin e Rafael van der Vart-it? Ishte ai që ju transferoi në Australi?***

**B.Berisha:** Po, ai është menaxheri që më transferoi në Australi dhe ai punon bashkë me babanë e Rafaeli van der Vart-it. Me këtë menaxher kemi rënë në ujdi, që brenda tre viteve të ardhshme të punoj shumë në mënyrë që unë të kthehem në formë maksimale, dhe të gjej një klub të madh në Evropë.

**"PAQJA": *Ju luani edhe për Përfaqësuesen e Shqipërisë? Cilat janë gjasat që Shqipëria të kualifikohet për Euro 2012?***

**B. Berisha:** Kombëtarja shqiptare, momentalisht, po kalon në momente shumë të mira dhe besoj që ka shumë gjasa që Shqipëria për herë të parë të kualifikohet në një kampionat evropian, këtë herë në Euro 2012, që mbahet në Ukrainë dhe Poloni.

**"PAQJA": *Pritet anëtarësimi i Kosovës në UEFA. A do të luani për Kosovën?***

**B.Berisha:** Për mua është një lloj, si të luaj për Kosovën, si për Shqipërinë. Për mua është një komb. Më mirë do të ishte që të kemi një kombëtare. Tani luaj për Shqipërinë. Unë kam lindur në Kosovë dhe do të luaj për Kosovën, po qe se kam mundësi. Pse jo? Kosova është atdheu im. Unë kam lindur në tokën e saj. Ëndërroj të luaj për Kosovën.

**"PAQJA": *Besart, jashtë fushës së gjelbër njiheni edhe si njeri human. Ju keni dhënë edhe bursa për studentë të Universitetit të Prishtinës.***

**B.Berisha:** Unë mundohem t'i ndihmoj të tjerët aq sa mundem. Disa studentëve unë u kam ndarë bursa për studime dhe do të vazhdoj ta bëj një gjë të tillë sa të kem mundësi. Ka pesë vite që unë mundohem t'i ndihmoj studentët për shkollim. Unë mendoj që humanizmi është një gjë shumë e vlefshme sepse një student sot e ka shumë të vështirë që të arrijë gjithë ato suksese pa ndihmën e dikujt.

**"PAQJA": *Po ashtu, ju jeni njëri nga sponsorët e klubit futbollistik "Paqja"?***

**B.Berisha:** Unë mundohem që këtë klub ta ndihmoj me fanella, topa dhe gjëra të tjera të nevojshme. Unë e di se çfarë kushtesh kanë sportistët në Kosovë, prandaj mundohem t'i ndihmoj me aq sa të kem mundësi. Unë i ndihmoj, sepse vetë e dua futbollin dhe e ndiej veten shumë mirë kur shoh lojtarët e klubit "Paqja" që kanë shumë vullnet për shumë gjëra, si: futbolli, shkollimi dhe feja islame.

**"PAQJA": *Ju faleminderit për kohën që ndatë për intervistë. Njëkohësisht në emrin tim dhe të simpatizantëve tuaj të uroj suksese në të ardhmen.***

**B.Berisha:** Unë luaj për simpatizuesit. Ata janë lojtari i 12 për mua. Pa ta, futbolli nuk ka hijeshi. Ata më japin forcë, ata më bëjnë që ta jap maksimumin tim. Unë i përshëndes të gjithë simpatizuesit e mi dhe i falënderoj përzemërsisht për përkrahjen që më kanë dhënë gjatë gjithë karrierës sime. Po ashtu shfrytëzoj rastin që t'ua uroj muajin e shenjtë ramazan si dhe festën e Fitër Bajramit.





GRAPHIC STUDIO

CITY DESIGN

Tel: +377 (0) 44 219 702
+386 (0) 49 219 702

E-mail: citydesign-ks@hotmail.com
info@citydesign-ks.com

www.citydesign-ks.com




## NJË MUNDËSI TJETER E OFRUAR NGA NE

Klient të dashur City Design vazhdon me një imazh të ri të radhitet ndër studiot grafike të para në treg për nga kualiteti,cilësia dhe shpejtësia. Ju njoftojmë se kemi futur në treg një lloj tjetër të reklamave REKLAMAT 3 DIMESIONALE

### Pjesët teknike te një shkronje 3D

- Plexi 4 mm
- Konstruksioni nga hekuri
- Instalimi i rrymës me led dioda
- Baza e shkronjave forex 10 mm

reklama 3D

GARANCION 3 VITE